# JOBI

edhe

# EKKLISIASTIU

Kthyerë prej Evraishtesë



MANASTIR

Shtypëshkronja Treg. Nërkombëtare

1912

# Vivlia e Jobit.

Krye 1.

1 Ishte një njeri ndë dhet të Uzit, i-cili qu-
hej Job; edhe ky njeri ishte i-mbaruarë e i-
drejtë, e kishte frikë nga Perëndia, e mër-
2 gonej nga e-keqeja. Edhe i lintn' ati shtatë
3 bij e tri bija. Edhe bagëtit' e atij ishinë
shtatë mijë *krerë* dhën, e tri mijë kamilla,
e pesë qint pëndë qe, e pesë qint gomare,
edhe mjaft shumë shërbëtorë; kaqë sa ay
njeri ishte më i-madhi i gjithë vëndësvet të
Lindjesë.

4 Edhe të bijt' e ati shkonin' e bëninë go-
sti ndë shtëpit të sicilit *nga ata ndë* ditët
t' ati; edhe dërgonin' e grishninë të tri të
motrat' e tyre që të hanin' e të pininë ba-
5 shkë me ato. Edhe kur mbaroneshinë ditt' e
gostisë, Jobi dërgonte e shënjtëronte ata, e-
dhe ngrihej çpejt ndë mëngjest, e binte dhu-
rata të-gjithëdjegura pas numërit t' atyre të-
gjithëve; sepse Jobi thoshte, Mundetë t' im
bij të kenë fëjyerë e të kenë mohuarë Pe-
rëndinë ndë zëmërët të tyre. Kështu bënte
Jobi përherë.

6 Edhe një ditë erthnë të bijt' e Perëndisë
që të dilninë përpara Zotit, edhe ndër mest
7 t' atyreve erdhi edhe Satanaj. Edhe Zoti i
tha Satanajt, Nga po vjen? Edhë Satanaj i
upërgjeq Zotit, e tha, Që dyke shkuarë an-
dej e këtej mbi dhet, e që dyke ecurë lart
8 e poshtë ndëpër atë. Edhe Zoti i tha Sata-
najt, A e ke vënë re shërbëtorinë t' im Job?
sepse s' ka asndonjë *njeri* posi atë ndë dhet,
njeri të-mbaruarë e të-drejtë, *njeri* që ka
frikë nga Perëndia, e që mërgonetë nga e-
9 keqeja. Atëhere Satanaj i upërgjeq Zotit, e
tha, Mos për asgjë Jobi ka frikë nga Perën-
10 dia? A nuk' e ke thururë nga të-githë anëtë
atë, e shtëpin' e ati, e gjithë ç' ka? i ke be-
kuarë punët' e duarvet, e bagëtit' e ati janë
11 shumuarë mbi dhet. Po tashi ndej dorënë
t' ënde edhe nga-j'a gjithë ç' ka, edhe dotë
12 të mohonjë përpara syvet të tu. Edhe Zoti
i tha Satanajt, Na tek *janë* ndë dorët t' ënde
gjithë ç' ka; vetëmë mbi atë mos vësh do-
rënë t' ënde. Kështu Satanaj dolli që përpara
faqes' së Zotit.
13 Edhe një ditë, tek ishinë të bijt' e të bi-
jat' e ati dyke ngrënë e dyke pirë verë ndë
14 shtëpit të vëllajt të tyrë më të-madhit, Erdhi
një lajmës te Jobi, e tha, Qetë po lëroninë,
15 edhe gomaretë po kullotin' afër' atyreve; E-
dhe Sabeanëtë ranë *mbi ta*, e i rrëmbyenë;
edhe shërbëtorët' i shkuanë ndëpër gojët të

kordhësë; edhe vetëm' unë fillthi shpëtova
që të t' ap zë ty.
16 Tek ishte ky edhe dyke folurë, erdhi e-
dhe një tjetërë, e tha, Zjarr Perëndie ra nga
qielli, edhe dogji dhëntë e shërbëtorëtë, edhe
i përvëloj ata; edhe vetëm' unë fillthi shpë-
tova qe të t' ap zë ty.
17 Tek ishte ky edhe dyke folurë, erdhi e-
dhe një tjetërë, e tha, Haldeanëtë, bërë tri
tufë, usulnë mbi kamillat, e i rrëmbyenë; e-
dhe shërbëtorëtë i shkuanë ndëpër gojët të
kordhësë; edhe vetëm' unë fillthi shpëtova
që të t' ap zë ty.
18 Tek ishte ky edhe dyke folurë, erdhi e-
dhe një tjetërë. e tha, T' ët bij e t' ët bija po
hanin' e po pininë verë ndë shtëpit të vë-
19 llajt të tyre më të-madhit; Edhe na tek er-
dhi një er' e-madhe nga shkretëtira, edhe u
ra te katrë çipevet të shtëpisë, edhe shtëpia
ra mbi djemt, e vdiqnë; edhe vetëm' unë
fillthi shpëtova që të t' ap zë ty.
20 Atëhere ungrit Jobi, e çori rrobën' e tij
e rroj kryet' e ti, edhe ra mbi dhet, e ufal;
21 Edhe tha, Lakuriq dolla nga barku i s' im'
mëje, edhe lakuriq dotë kthenem atje; Zoti
*i* dha, edhe Zoti *i* mori; i-bekuarë qoftë emër'
i Zotit.
22 Ndër gjithë këto Jobi nukë fejeu, as nuk
e ngarkoj Perëndinë me marrëzi.

## Krye 2.

1 Përsëri një ditë erthnë të bijt' e Perën-
disë që të dilninë përpara Zotit, edhe ndër
mest t' atyreve erdhi edhe Satanaj, që të
2 dilte përpara Zotit. Edhe Zoti i tha Satanajt,
Nga po vjen? Edhe Satanaj i upërgjeq Zotit,
e tha, Që dyke shkuarë andej e këtej mbi
dhet, e që dyke ecurë lart e poshtë ndëpër
3 atë. Edhe Zoti i tha Satanajt, A vure re shër-
bëtorinë t' im Job? sepse s' ka asndonjë njeri
posi atë mbi dhet, njeri të-mbaruarë e të-
drejtë, *njeri* që ka frikë nga Perëndia, e që
mërgonetë nga e-keqeja; edhe po mbahetë
i-patundurë ndë tërësit të ti, ndonëse më
ndeze kundr' atij, që t'a prish atë pa *ndonjë*
4 *farë* ngaje. Edhe Satanaj i upërgjeq Zotit,
e tha, Lëkurë për lëkurë, po, çdo që të ketë
5 njeriu, dot' e apë për jetën' e ti. Po tashi
ndej dorënë t' ënde, edhe nga-i eshtërat' e
mishratë, edhe dotë të mohonjë përpara sy-
6 vet të tu. Edhe Zoti i tha Satanajt, Na ay
tek *është* ndë dorët t' ënde; vetëmë i ruaj
ati jetënë.

7 Atëhere Satanaj dolli që përpara faqes'
së Zotit, edhe i ra Jobit me koqe të-këqia
që nga gjurm' e këmbëvet t' ati e gjer ndë
8 majët *të kokës'* s' ati. Edhe mori një guacë
për vetëhen' e ti, që të kruhej me atë; edhe
9 rrinte ndë mest të hirit. Atëhere i tha ati

gruaj' e ti, Edhe më e mban vetëhenë t' ën-
de të-patundurë nde tërësit t' ënde? moho
10 Perëndinë, edhe vdis. Po ay i tha asaj, *Ti*
flet si flet ndonjë grua nga të-marratë. Çë?
*vetëmë* të-miratë të presëmë nga Perëndia,
edhe të-keqiatë të mos i presëmë? Ndër
gjithë këto Jobi nukë fëjeu me buzët' e tia.
11 Edhe kur dëgjuanë të tre miqt' e Jobit
gjithë këto të-këqia që erthnë mbi atë, er-
thnë sicili nga vëndi i tij; Elifas Themanini,
e Bildad Shuhiti, e Zofar Naamathiti; edhe
bënë fjalë bashkë të vininë që të rëkoninë
12 bashkë me atë e t'a ngushulloninë. Edhe
kur ngritnë syt' e tyre për-së-largu, edhe
nuk' e njohnë atë, ngritnë zërin' e tyre, e
qanë; edhe çuarrë sicili rrobën' e ti, edhe
hothnë pluhurë mbi kryet të tyre drejt qiellit.
13 Kështu ndënjtnë bashkë me atë përdhe
shtatë dit e shtatë net, edhe asndonjë nuk' i
foli ati ndonjë fjalë, sepse shihninë se të-
dhëmburit' e ati ishte fort të-math.

### Krye 3.

1 Pasandaj Jobi hapi gojën' e ti, edhe mallë-
2 koj ditën' e tij. Edhe Jobi foli e tha,
3 Të kishte humburë ajo ditë, ndë të-cilët
linda,
Edhe ajo natë, ndë të-cilët thanë, Lindi
mashkull.
4 Ajo ditë qoftë errësirë;

Perëndia mos e nderoftë atë prej-së-larti,
As mos ndrittë dritë mbi atë.
5 Errësira e hijeja e vdekjesë e kërkofshinë
për vetëhen' e tyre;
Mjergullë ndënjtë mbi atë;
Çdo që nxin ditënë e bëftë atë të dridhetë.
6 Sapër atë natë, errësir' e-dëndurë e pushtoft' atë;
Mos ugëzoftë ndër mest të ditvet të vitit;
Mos hyftë ndë numërt të muajvet.
7 Na, ajo natë qoftë shterpë;
Mos udëgjoftë zë gëzimi mb' atë.
8 E mallëkofshin' atë ata që mallëkonjënë dittë,
Ata që janë gati të ngrenë Leviathaninë.
9 Uerrësofshin' yjt' e mbrëmjes' s' asaj;
Pritt'ë dritënë, e mos arthtë;
As mos paftë qepallat' e të-gdhirit.
10 Se se nukë mbylli dyert' e barkut të s' im' *mëje*,
As fshehu shtrëngimnë nga syt' e mi.

11 Përse nukë vdiqa që nga shtrati *i s' im' mëje?*
Përse nukë dhashë frymënë posa dolla nga barku?
12 Përse më pritnë gjunjëtë?
A përse gjirëtë, që të pi qumësht?
13 Sepse tashi dotë kisha flejturë, e dotë isha prëjturë;

Dotë kisha rënë ndë gjumë; atëhere dotë isha ndë prëhje,
14 Bashkë me mbretërit' e me këshilëtarët' e dheut,
Të-cilëtë ndërtuanë vënde të-shkretë për vetëhen' e tyre;
15 A bashkë me bujarëtë që patnë ar;
Të-cilëtë mbushnë shtëpit' e tyre me ergjënt;
16 A posi dështak i-fshehurë nukë dotë kisha pasë qënë,
Posi foshnje që s' kanë parë dritënë.
17 Atje të-liqtë pushonjënë së punuari keq;
Edhe atje prëhenë të-lodhuritë.
18 *Atje* prëhenë bashkë skllevëritë;
Nukë dëgjonjënë zë shtrëngatësi.
19 I-vogëli edhe i-madhi jan' atje;
Edhe shërbëtori ësht' i-liruarë nga i zoti.
20 Përse i udha dritë fatkeqit,
Edhe jetë të-helmuarit ndë shpirtt,
21 Të-cilëtë dëshëronjënë mortjenë, po nuk' e gjenjënë,
Ndonëse rëmonjënë për atë me tepërë se për thesarët' e-fshehurë?
22 Të-cilëtë gëzonenë tepërë,
E janë të-gëzuarë, kur gjenjënë varrinë?
23 *Përse t' i epetë dritë* ati qe e ka udhënë të-fshehurë,
Edhe Perëndia e ka thururë përqark?

24 Sepse psherëtima më vjen më përpara se të ha,
Edhe ulërinat' e mia derdhenë posi ujera.
25 Sepse vjen mbi mua ajo prej së-cilësë kam frikë,
Edhe vjen mbi mua ajo prej së-cilësë trëmbem.
26 S' kam paqtim, as të-prëjturë, as qetësi;
Po trubullim vjen *mbi mua.*

Krye 4.

1 Atëhere Elifaz Themaniti upërgjeq, e tha,
2 Ndë kuxoftë ndonjë të të flasë, a dotë të vinjë keq?
Po cili munt të mbanjë vetëhen' e ti pa folurë?
3 Na ti tek këshillove shumë *veta,*
Edhe forcove duar të-pafuqishime.
4 Fjalët' e tua përmbanin' ata që tundeshinë,
Edhe u epninë fuqi gjunjëve të-këputurë.
5 Po tashi të erdhi këjo, edhe të pshon zëmëra;
Të piek, edhe dridhesh.
6 A nuk' eshte frika jote *prej Perëndisë* gjëja, mbë të-cilënë besonesh,
*Edhe* drejteria e udhëvet të tua shpresa jote?
7 Kujtohu, të lutem, cili njeri i-pafajm ka humburë?
Edhe ku të-drejtëtë janë shuarë?

8 Sikundrë kam parë unë, ata që punonjënë paudhërinë,
Edhe mbjellënë të-keqenë, gjithato po korrnjënë.
9 Shuhenë nga të-fryiturit' e Perëndisë,
Edhe humbasënë nga të-çfryturit' e zëmërimit t' atij.
10 Ulërim' e leonit, edhe zëri i leonit t' egërë *shuhenë,*
Edhe dhëmbët' e leonëvet të-rinj thyhenë.
11 Leoni plak vdiretë, se s' gjen gjah,
Edhe këlyshët' e leoneshesë çpërndahenë.
12 Një fjalë më erdhi fshehuraj,
Edhe veshi im mori një pishtëlimë t' asaj.
13 Ndë mendimet nga të-fanituraťe natësë,
Kur njerëzitë i zë gjum' i-thellë,
14 Me mori frika e të-dridhuritë,
Edhe bënë gjith' eshtërat' e mia të dridhenë.
15 Atëhere një frymë shkoj përpara meje,
Edhe qimet' e mishit t' im ungritnë përpjetë.
16 Qëndroj, po nukë munda të shquanj fytyrën' e asaj;
Një figurë m' *uduk* përpara syvet;
*Atje ishte* një pushim, edhe dëgjova një zë, *që thoshte,*
17 A dotë jetë njeriu i-morçim më i-drejtë se Perëndia?
A dote jetë njeriu m' i-kthjellëtë se Ndërtestari i tij?

18 Na ay tek nuk' u zë besë shërbëtorëvet
të ti;
Edhe ëngjëjvet të ti u gjen të-metë;
19 Sa më tepërë atyre që rrinë ndër shtë-
pira të-baltta,
Themelia e të-cilavet është ndë pluhurt,
*Edhe* të-cilatë rrëzonenë përpara mizësë?
20 Që ndë mëngjest e gjer mbrëmanet vdi-
renë;
Pa kupëtuarë njeri, humbasënë për gji-
thënjë.
21 A nukë çkuletë lirari i tendës' s' atyre
që përbrënda atyreve?
Vdesënë, po nukë me dituri.

## Krye 5.

1 Thirrë tashi; a ka ndonjë që të të për-
gjigjetë?
Edhe mbë cilinë nga shënjtorëtë dotë kthe-
nësh?
2 Sepse helmi vret njerin' e-marrë,
Edhe zëmërata mbyt atë që s' ka mënt.
3 Unë kam parë të-marrinë të zërë rrënjë,
Po përnjëhere mallëkova të-ndënjurit' e ati.
4 Të bijt' e ati janë lark nga siguria,
Edhe dërrmonenë përpara portësë,
Edhe s' ka njeri që t' i shpëtonjë.
5 Të-korrët' e atyre e ha ay që ka uri,
Edhe e rrëmben atë nga gjëmbatë,
Edhe ay që ka et përpin pasjen' e atyre.

6 Sepse shtrëngimi nukë del nga pluhuri,
As hidhërimi nukë mbin nga dheu;
7 Po njeriu lint për hidhërim,
Sikundrë shkëndiatë, për të fluturuarë përpjetë.

8 Po unë, dotë thërrisnja Perëndisë për ndihmë,
Edhe punënë t' ime dot' j'a linja Perëndisë;
9 I-cili bën punë të-mëdha e të-pavëshguarshime;
Punë të-cudiçime pa numër;
10 I-cili lëshon shi mbi faqet të dheut,
Edhe dërgon ujëra mbi faqet të aravet;
11 I-cili larton të-përunjuritë;
Edhe ngre ndë shpëtim ata që mbanjënë zi.
12 I-cili përprish pllanet' e *njerësvet* dinakë,
Sa duart' e atyre s' munt të mbaronjënë punënë që dëshëronjënë.
13 I-cili zë të-diturit ndë dinakërit të tyre,
Edhe këshilla e kobimtarëvet përmbysetë.
14 Ditënë përpiqenë me errësirë,
Edhe ndë mest të ditësë kërkonjënë me dorë posi natënë.
15 Po të-vobegunë e shpëton nga kordha e gojës' s' atyre,
Edhe nga dora e të-fortit.
16 Kështu i-vobegu ka shpresë,
Po goj' e paudhërisë thuretë.

17 Na, lum ay njeri që e qërton Perëndia;

Përandaj mos e hith poshtë mundimn' e Fuqimadhit.
18 Sepse ay bën plagë, edhe *e* lith;
Plagos, edhe duart' e ati shëronjënë.
19 Ndër gjashtë shtrëngata të ka për të shpëtuarë,
Edhe mbë të-shtattënë s' të ka për të pjekurë *ndonjë* e-keqe.
20 Ndë *ditët të* urisë dotë të shpëtonjë nga vdekja;
Edhe ndë luftët nga fuqia e kordhësë.
21 Nga shufra e gjuhësë dotë jesh i-ruajturë;
Edhe nukë dotë kesh frikë nga prishja që vjen.
22 Ndë prishjet e ndë urit dotë qëshç;
Edhe nukë dotë kesh frikë nga bishat' e dheut.
23 Sepse dotë kesh ndihmë gurët' e fushësë,
Edhe bishat' e dheut dotë jenë ndë paqtim me ty.
24 Edhe dotë njohç se tenda jote është ndë paqtim;
Edhe dotë vështronjç të-ndënjuritë t' at, edhe asgjë nukë dotë të shteretë.
25 Edhe dotë njohç se fara jote dotë jet' e-madhe,
Edhe nipërit' e tu posi bari i dheut.
26 Dotë veç ndë varrt ndë pleqëri të-plotë,
Sikundrë grumbullonetë mullari i grurit ndë kohët të ti.
27 Na tek e vështguamë këtë, kështu është;

Dëgjo-e, e di-e, për të-mirënë t' ënde.

Krye 6.

1 Atëhere Jobi upërgjeq e tha,
2 Ah! sikur të peshohej hidhërimi im,
Edhe mjerësia ime të vihej bashkë ndë palanxët!
3 Sepse tashi dot' ishte më ë-rëndë se rëra e detevet;
Përandaj fjalët' e mia janë të-tepëruara.
4 Sepse shëgjetat' e Fuqimadhit janë përbrënda meje,
Vëreri i atyre përpi frymënë t' imë;
Trishtimet' e Perëndisë janë radhiturë kundrë meje.

5 A pëllet gomari i-egrë, kur ka bar të-njomë?
A pëllet kau përanë grashdit të tij?
6 A munt të hahetë pa kripë ajo *gjë* që s' ka shijë?
A ka shijë të-ngrëni ndë të-bardhët të vesë?
7 *Ato që* mërzit shpirti im t' u pjekë,
*Këto* m' ubënë ushqimi im i-ndohtë.

8 Makar të kisha fituarë kërkimnë t' im,
E të *më* epte Perëndia atë që dëshëronj!
9 Po, të donte Perëndia të më prishnjë;
Të lëshonte dorën' e tij e të më priste!
10 Atëhere dotë kisha edhe ngushullim;
Po, dotë ngazëllonesha ndë mundimet të mi,

ndonëse s' më kursenjënë;
Sepse nukë mohova fjalët' e Shënjtit.
11 Cila është fuqia ime, që të qëndronj?
Edhe cili është fundi im, që të duronj?
12 Mos është fuqia ime fuqi gurësh?
Apo mishi im ramë?
13 A nukë kam mbeturë pa ndihmë,
Edhe shpëtimi është larguarë farë prej meje?
14 Ati që është gati të shuhetë *duhetë t' i rrëfenetë përdëllim* prej mikut të tij,
Edhe ndë qoftë se la mbë nj' anë frikën' e Fuqimadhit.
15 T' im vëllezër usuallnë me kobim posi përrua,
Posi rrjedhje përrënjsh që shkonjënë;
16 Të-cilëtë trumbullonenë nga akulli,
*Edhe* ndë të-cilët fshihetë dëbora;
17 Kur nxehenë, s' mbetenë më;
Kur bën nxehëtë, shuhenë nga vëndi i tyre.
18 Karvanëtë *që udhëtonjenë* nga udh' e atyre kthenenë mbë nj' anë,
Venë lart ndë shkretëtirët, edhe humbasënë.
19 Karvanët' e Themasë vështroninë *për ata,*
Udhëtarët' e Shebasë shpreninë mb' ata.
20 Ugënjyenë ndë shpresët të tyre;
Erdhë atje, edhe uturpëruanë.
21 Tashi edhe ju jeni posi ata;
Patë tmerrë *t' im*, edhe utrëmptë.

22 Mos *u* thashë unë, Ep-më-ni g*jë*?

Apo, Bi-më-ni dhuratë nga pasja juaj?
23 Apo, Shpëto-më-ni nga dora e armikut?
Apo, Çpërble-më-ni nga dora e shtrënga-
tësvet?

24 Mëso-më-ni, edhe dotë pushonj;
Edhe bë-më-ni të kupëtonj ku kam lajthi-
turë.
25 Sa të-forta janë fjalët' e-drejta!
Po qërtimi juaj, ç' dëften?
26 Apo mendoni të qërtoni fjalë,
Kur fjalët' e njeriut të-dëshpëruarë janë
posi era?
27 Me të-vërtetë ju qeshni me fatın' e të-varfërit,
Edhe shitni mikunë t' uaj.

28 Tashi pra kini mirësinë të hithni sytë mbi
mua;
Sepse me të-vërtetë nukë dotë them gënje-
shtra përpara faqesë s' uaj.
29 Kthehi, u lutem, letë mos bënetë paudhëri;
Po, kthehi përsëri; puna ime ësht' e-drejtë.
30 A ka shtrëmbëri ndë gjuhët t' ime?
A nukë munt të çquanjë qiellëza ime gjë-
rëra të-këqia?

## Krye 7.

1 A nuk' është luftë *jeta* e njeriut mbi dhet?
Edhe ditt' e atij a nukë janë si ditt' e nje-
riut të-pajtuarë?
2 Sikundrë shërbëtori dëshëron me të-tepërë

hijenë,
Edhe sikundrë i-pajtuari shikon për pagën' e tij,
3 Kështu unë jam bërë për të pasurë për trashëgim muaj kotësireje,
Edhe net të-dhëmburash janë urdhëruarë për mua.
4 Kur bje *të fle*, them, Kur dotë ngrihem?
Po nata ësht' e-gjatë;
Edhe kthenem andej e këtej gjer mbë tëgdhirët.
5 Mishi im është veshurë me krimba e me plisa dheu;
Lëkura ime pëlcet e rrieth.
6 Ditt' e mija janë më të-çpejta se suvajka e pelhurë-endësit,
Edhe hnmbasënë pa shpresë.

7 Kujtohu se jeta ime është erë;
Syri im më nukë dotë shohë të-mirë.
8 Syri i ati që më sheh nukë dotë më shohë më;
Syt' e tu dotë jenë mbi mua, po unë nukë dotë jem.
9 Posi përndahetë reja e humbetë,
Kështu ay që sbret ndë varrt nukë dotë ngjitetë më *lart.*
10 Nukë dotë kthehetë më ndë shtëpit të ti,
Edhe vëndi i atij nukë dot'a njohë më atë.
11 Përandaj nukë dotë mbanj gojënë t' ime;
Dotë flas ndë shtrëngimt të frymësë s' ime;

Dotë qanj me dënesë nde të-pikët të shpir-
tit t' im.
12 Det jam unë, a bishë deti,
Qe vure mbi mua ruajtje?
13 Kur them, Shtrati im dotë më ngushëllonjë,
Edhe shtresa ime dotë më lehtësonjë rë-
kimnë,
14 Atëhere *ti* më frikëson me ëndërra,
E më bën të dridhem me të-fanitura;
15 Kështu shpirti im sgjeth ljakthinë,
Edhe vdekjenë *më tepërë* se *këto* eshtërat'
e mia.
16 Umërziçë *nga jeta*; nukë dua të rronj gji-
thënjë;
Hiqu prej meje; sepse ditt' e mia janë
kotësirë.

17 Ç' është njeriu që e madhon atë?
Edhe e vë zëmërënë t' ënde mbi atë?
18 Edhe vet' e shikon mëngjes për mëngjes,
Edhe e çprovon atë mbë çdo të-fillme?
19 Gjer kur nukë dotë hiqesh prej meje,
Edhe nukë dotë më lësh vetëmë, që të përpi
pshymënë t' ime?
20 Ndë fëjeva, ç' munt të të bënj ty, o Për-
mbajtësi i njerësvet?
Përse më vure si shënjë për *shëgjetat' e* tua,
Kaqë sa më rëndonetë vetëheja?
21 Edhe përse nukë më ndjen të-shkelurit' *e po-
tosirë*, edhe *nukë më* heq panominë t' ime?

Sepse për pakëzë dotë fle ndë baltët;
Edhe dotë më kërkonjç me kujdes, po nukë
dotë jem.

### Krye 8.

1 Atëhere upërgjeq Bildad Shuhiti, e tha,
2 Gjer kur dotë flasç këto?
Edhe *gjer kur* fjalët' e gojësë s' ate dotë
jenë posi er' e-fortë?
3 A shtrëmbëron Perëndia gjyqinë?
Apo përmbys Fuqimadhi drejtërinë?
4 Ndë kanë fëjyerë bijt' e tu kundr' atij,
Edhe ay i dha ndë dorët të panomis' s'
atyre.
5 Po të keshe kërkuarë Perëndinë me kujdes,
Edhe t' i keshe bërë lutje Fuqimadhit;
6 Po të ishe i-kthjellët' e i-drejtë;
Me të-vërtetë tashi dotë ishte sgjuarë për ty,
Edhe dotë kishte bërë të-lumurë të-ndënju-
rit' e drejtërisë s' ate.
7 Edhe ndë qoftë se të-nisuritë t' at ishte të-
vogjëlë,
Po të-pastajmet' e tua dotë madhoneshinë
fort.

8 Sepse pa pyet, të lutem, për brezat' e-shku-
arë,
Edhe vëshgo me kujdes për atërit' e atyre;
9 (Sepse ne jemi të-djeshm, edhe nukë dimë
asgjë,
Sepse dittë t' ona mbi dhet janë si hije;)

10 A nukë dotë të mësonjënë ty, edhe dotë të rrëfenjënë,
Edhe dotë nxjerrënë fjalë nga zëmëra e tyre?

11 A gëlon papyri jashtë baltësë?
A rritetë kallami pa ujë?
12 Tek është edhe i-gjelbërë *edhe* i-paprerë,
Thahetë përpara çdo *tjetërë* bari.
13 Kështu janë udhët' e gjith' atyreve që harronjënë Perëndinë;
Edhe shpresa e të-pabesit dotë humbasë;
14 Shpresa e atij dotë pritetë,
Edhe gjëja ndë të-cilët besonetë dotë jetë posi pëlhurë merimange.
15 Dotë pshtetetë ndë shtëpit të tij, po ajo nukë dotë qëndronjë;
Dotë xihetë keq pas asaj, po ajo nukë dotë mbahetë.
16 Ësht' i-njomë përpara djellit,
Edhe degat' e ati shtrihenë mbi kopshtët t'ati.
17 Rrënjët' e atij ngatëronenë rresh togut *të gurëvet*,
*Edhe* sgjeth vëndin' e-gurtë.
18 Ndë uçkultë nga vëndi i tij,
Atëherë *vendi* dot'a mohonjë atë, *dyke thënë*,
Nukë të kam parë.
19 Na, ky është gëzimi i udhës' s' atij,
Edhe nga dheu të-tjerë dotë mbinjënë.

20 Na, Perëndia nukë dot'a hedhe tej njerin' e-mbaruarë,

As dotë ngrerë lart keqbësëritë.
21 Dotë mbushnjë edhe gojënë t' ënde me të-qeshurë,
Edhe buzët' e tua me zëre gëzimi.
22 Ata që të kanë cmir dotë vishenë me turpëri;
Edhe tenda e të-liqvet nukë dotë jetë më.

**Krye 9.**

1 Atëhere Jobi upërgjeq, e tha,
2 Me të-vërtetë e di se kështu është;
Po njeriu qysh munt të jet' i-drejtë përpara Perëndisë?
3 Ndë dashtë të gjykonetë me atë,
Nukë dotë muntnjë t' i përgjigjet' atij as një për mijë.
4 *Perëndia* ësht' i-urtë ndë zëmërët, edhe i-fortë ndë fuqit;
Cili uashpërua kundr' atij, e i vate mbarë?
5 Ay luan nga vëndi maletë, edhe nuk' e dinë,
Kur i përmbys ata ndë zëmëratët të tij.
6 Ay tunt dhenë nga vëndi i tij,
Edhe shtyllat' e atij lëkundenë.
7 Ay urdhëron djellinë, edhe *djelli* nukë lint;
Edhe mbyll yjtë ndënë vulë.
8 Ay vetëmë nden qiejtë,
Edhe ecën mbi valët të detit.
9 Ay bën Arkturinë, Orionnë, e Pleiadhënë,
Edhe dhomat' e anës' se shiut.

10 Ay bën punë të-mëdha të-pavëshguarshime,
Po, punë të çudiçime të-panumëruara.
11 Na tek shkon afërë meje, edhe nuk' e shoh
atë;
Shkon, edhe nuk' e kupëtonj atë.
12 Na tek zë *gjahunë*, cili munt t'a ndalonj' atë?
Cili dot' i thot' atij, Ç' bën?

13 Perëndia nukë dotë heqë zëmërimin' e tij;
Ndihmësitë madhështorë vihenë poshtë ndënë
atë.
14 Sa shumë më pak dot' i përgjigjem un' atij,
Edhe të sgjeth fjalët' e mia *që të flas* me
atë?
15 Të-cilit, edhe i-drejtë të isha, prapë nukë
dot' i përgjigjeshe,
Po dot' i luteshe gjykatësit t' im.
16 Ndë i thërriça, e të më përgjigjetë,
Prapë nukë dotë besonja se më dëgoj zënnë.
17 Sepse më dërrmon me erë shakulli,
Edhe shumon plagët' e-mia pa ndonë ngajë.
18 Nukë dotë më lërë të marr frymë,
Po më ngin me hidhërime.
19 Ndë qoftë puna për fuqi, Na tek është i-
fortë;
Ndë qoftë për gjyq, cili dotë më ndanjë
kohë *që të mburonëm*?
20 Edhe ndë jam i-drejtë, goja ime dotë më
dënonjë;
Edhe ndë jam i-mbaruarë, dotë më trego-
një të-prishurë.

21 *Edhe ndë* jam i-mbaruarë, nukë dot' e mbronj
vetëhenë t' ime;
Nuk' e zë për gjë jetënë t' ime.
22 Gijthajo është; përandaj them,
Ay shuan *edhe* të-mbaruarinë edhe të-li-
gunë.
23 Ndë vret shufra *e ati* përnjëhere,
Dotë qesnjë me çprovimn' e të-pafajmit.
24 Dheu është dhënë ndë duart të të-ligut;
Ay mbulon faqet' e gjykatësvet t' atij;
Ndë mos ësht' ay, atëhere cili është?

25 Edhe ditt' e mia janë më të-çpejta se posta;
Ikënjënë, *edhe* nukë shohënë të-mirë.
26 Shkonjënë si aniat' e-çpejta;
Posi shqiponja që lëshonetë mbi gjahunë.

27 Ndë thënça, Dotë harronj rëkimnë t' im,
Dotë lë vajënë t'ime, edhe dotë sbukuronem;
28 Prapë dridhem nga gjithë helmet' e mi,
Di se nukë dotë më nxjerrç të-pafajm.
29 Dotë dënohem;
Përse pra të lodhem mbë kot?
30 Ndë ulafsha me ujë dëbore,
Edhe të pastronj duart' e mia sa kurrë *ndo-
një herë*;
31 Prapë ti dotë më krethç ndë hendekt,
Kaqë sa edhe *ato* rrobat' e mia dotë më
mërzitnjënë.
32 Sepse ay nuk' është njeri si unë, që t' i
përgjigjem,

E të vemi bashkë ndë gjyq.
33 S' ka ndonjë mbigjykatës ndër mest nesh,
Që të muntnjë të vërë dorën' e ti mbi ne
të dy.

34 Letë heqë stapin' e tij prej meje,
Edhe frik' e ati letë mos më trishtonjë;
35 Atëhere dotë flas, e nukë dot' i kem frikë ati;
Sepse kështu nukë jam ndë vetëhet t' ime.

Krye 10

1 Shpirtit t' im i urëndua jeta ime;
Dot' epem ndë rëkimt t' im;
Dotë flas ndë hidhërimt të shpirtit t' im.
2 Dot' i them Perëndisë, Mos më dëno;
Dëfte-më përse hahesh me mua.
3 A është mirë për ty të mundonjç,
E të hethç tej punën' e duaret të tua,
E të ndriçonjç këshillën' e të-liqvet?
4 Sy mishi ke,
Apo sheh sikundrë sheh njeriu?
5 Posi ditt' e njeriut janë ditt' e tua,
Apo vitet' e tu posi ditt' e njeriut,
6 Që bën të-vëshguara për paudhërinë t' ime,
Edhe të-kërkuara për fajnë t' im,
7 Ndonëse ti e di se unë nukë jam i-lik,
Edhe s' ka ndonjë që të muntnjë të më
shpëtonjë nga dora jote?

8 Duart' e tua me formuanë e më gatuanë
të-tërë,

Edhe prapë po më prish!
9 Kujtohu, të lutem, se më gatove posi baltënë;
Edhe do të më bjesh prapë ndë baltët?
10 A nukë më mole posi qumest,
Edhe më ngjize posi djathë?
11 Më veshe me lëkurë e me mish,
Edhe më ende me eshtëra e me dej.
12 Më fale jetë e mirësira,
Edhe kujdesi yt më ruajti frymënë.
13 Po këto i fshehve ndë zëmërët t' ënde;
E di se këjo është bashkë me ty.

14 Ndë fëjefsha, më vë re,
Edhe nukë dotë më nxjerrç të-pafajm nga
panomia ime.
15 Ndë qofsha i-lik, mjerë unë!
Edhe nde qofsha i-drejtë, prapë nuke dotë
ngre kryetë t' im;
Dotë nginjem me turpëri,
E dotë shoh shtrëngimnë t' im.
16 Edhe ndë ulartoftë *kryetë t' im*, Ti më gjuan
posi leon;
Edhe prapë dëftehesh i-çudiçim kundrë meje.
17 Përtërin dëshmimtarët' e tu kundrë meje;
Edhe shumon zëmërimnë t' ënt kundrë meje;
Ushtëri pas ushtërie janë kundrë meje.

18 Përse më nxore pra nga shtrati?
Makar të kisha dhënë frymënë, edhe sy të
mos më kishte parë.
19 Dotë ishnjam sikur s' kisha qënë;

Dotë ishnjam prurë nga shtrati ndë varrt.
20 Ditt' e mia a nukë janë të-paka? pusho pra,
Edhe lërë-më të marr vetëhenë pakëzë,
21 Përpara se të vete atje që ku s' jam për
të kthyerë më,
Po, ndë dhet t' errësirës' së hijes' së vde-
kjesë;
22 Ndë një dhe errësire së-thellë, si errësira
*vetë;*
*Ndë dhet* të hijes' së vdekjesë, ku s' ka
radhë,
Edhe drita është posi errësira.

Krye 11

1 Atëhere upërgjeq Zofar Naamathiti, e tha,
2 A nukë dot' i epetë të-përgjegjurë shumicës'
së fjalëvet?
Edhe dotë dalë i-drejtë ay që flet shumë?
3 A dotë mbyllnjënë gojën' e njerësvet lëvda-
tat' e tua?
Edhe kur përqesh, a nukë dotë të turpëro-
ronjë njeri?
4 Sepse ti the, Fjala ime ësht' e-kthjelëtë;
Edhe jam i-kthjellëtë përpara teje.

5 Po makar të fliste Perëndia,
Edhe të hapte buzët' e ti kundrë teje;
6 Edhe të të tregonte të-fshehëtat' e diturisë;
Sepse dituria e-shëndoshë është shumë herë
m' e-mbaruarë!

T'a dish pra se Perëndia kërkon më pak
se sa vëjen panomia jote.

7 A munt ti të gjenjç thellësirat' e Perëndisë?
A munt të kupëtonjç Fuqimadhinë me të-
plotë?
8 Këto janë të-larta sa qielli; ç' munt të
bëjsh?
Më të-thella se Hadhi; ç' munt të njohç?
9 Masa e atyreve është më e-gjatë se e dheut,
Edhe më e-gjerë se e detit.
10 Nde dashtë të prishnjë, e të mbyllnjë,
A të thërresë ndë gjyq, atëhere cili munt
t'a ndallonjë atë?
11 Sepse ay njeh kotësirën' e njerësvet,
Sheh edhe paudhërinë, ndonëse *duketë se*
s' e vë re.
12 Po njeriu i-kotë nukë ka kupëtim,
Po, njeriu lint posi visku i-egrë.

13 Ti ndë ndreqç zëmërënë t' ënde,
Edhe të ndejsh duart' e tua tek ay;
14 Ndë mërgofsh paudhërinë që është ndër
duart të tua,
Edhe të mos lësh të rrijë paudhëri ndër
tendat të tua;
15 Pa fjalë atëhere dotë ngresh faqenë t' ënde
pa njollë;
Po, dotë jesh i-siguruarë, edhe nukë dotë
kesh frikë;
16 Sepse dotë harronjç mjerësinë *t' ënde;*

Dot' e kujtonjç *atë* posi ujëratë që rrothnë;
17 Edhe jeta *jote* dotë lintnjë më e-ndriturë se mes-dita;
*Edhe* ndë qoftë errësirë, dotë bënetë posi mëngjezi.
18 Edhe dotë jesh i-siguruarë, sepse ke shpresë;
Po, dotë vëshgosh *rrotullë teje*, edhe dotë prëhesh ndë siguri.
19 Edhe dotë bjesh të flesh, edhe asnjeri nukë dotë të trëmpnjë;
Po, shumë veta dotë jenë pas teje.
20 Po syt' e të-liqvet dotë fyshkenë,
Edhe pshtetje nukë dotë ketë për ata,
Edhe shpresa e atyre dotë jetë të-dhënët' e shpirtit.

## Krye 12

1 Atëhere Jobi upërgjeq e tha,
2 Me të-vërtetë ju jeni një gjindje,
Edhe dituria dotë vdesë bashkë me ju.
3 Po edhe unë kam mënt sikundrë edhe ju;
Nukë jam m' i-poshtërë se ju;
Po, cili nukë di të-këtilla gjer'ra si këto?

4 Ubësë si njeri që bënetë qesëndi te i-afërmi i ti,
*Njeri* që thërriti mbë Perëndinë, edhe i u-përgjeq:
I-drejti, njeriu i-mbaruarë, përqeshetë.
5 Ndë mendimt të fatmirit ka çnderim për fatkeqërinë;

Ky *çnderim* është i-gatishim për ata që u
shket këmba.
6 Tendat' e kursarëvet venë mbarë,
Edhe ata që zëmëronjënë Perëndinë janë
ndë siguri;
Nde duart të këtyreve Perëndia ep me të-
plotë.

7 Po pyet tashi shtëzëtë, edhe dotë të mëso-
njënë;
Edhe shpest' e qiellit, edhe dotë të rrëfenjënë;
8 Ndo fol'-i dheut, edhe dotë të mësonjë;
Edhe pishqvet të detit, edhe dotë të tregonjënë.
9 Cili nga të-gjithë këta nuk' e di,
Se dora e Zotit e ka bërë *gjithësinë*?
10 Ndë dorët të të-cilit është shpirti i çdo-
gjëje së-gjallë,
Edhe fryma e gjithë njerëzisë.
11 Veshi a nukë çquan fjalëtë,
Sikundrë qiellëza ndjen shijën' e gjellësë?

12 Bashkë me pleqtë është dituria,
Edhe ndë të-gjatët të ditvet urtësia.
13 Me *Perëndinë* është dituria e fuqia;
Ay ka këshillë e urtësi.
14 Na tek prish, edhe *e-prishura* s' ndërtonetë
përsëri;
Mbyll kundrë njeriut, edhe s' ka të-hapurë.
15 Na tek mban ujëratë, edhe thahenë;
Përsëri i lëshon ato, edhe përmbysnjënë
dhenë.

16 Me atë është fuqia e dituria e-shëndoshë;
I ati është *edhe* ay që gënjenetë edhe ay
që gënjen.

17 I shpie këshillëtarëtë të-sveshurë,
Edhe gjykatësit' i godit me marrësi.
18 Sgith brezin' e mbretërvet,
Edhe ngjesh mezin' a atyre me litar;
19 I shpie priftëritë të-sveshurë,
Edhe përmbys të-fortëtë.
20 U mbyll gojënë të-fortëvet *ndë fjalë*,
Edhe ngre mënttë nga pleqtë.
21 Derth çnderim mbi të-parët,
Edhe sgith brezin' e të-fortëvet.
22 Çfaq punëra të-thella nga errësira,
Edhe bje ndë dritë hijen' e vdekjesë.
23 Madhon kombetë, edhe i prish ata;
Sgjeron kombetë, edhe i rruth ata.
24 Heq zëmërënë nga krerët' e gjindjevet të
dheut,
Edhe i bën ata të sillen' andej e këtej ndë
shkretëtirë që s' ka udhë.
25 Kërkonjënë me dorë ndë t' errët pa dritë,
Edhe i bën ata të bjen' andej e këtej si i-
dejturi.

Krye 13.

1 Na tek m' i pa syri *këto* të-gjitha,
Veshi m' i dëgjoj, edhe i kupëtova.
2 Atë që dini ju, e di edhe unë;

Nukë jam m' i-poshtërë se ju.
3 Me të-vërtetë dot' i flas Fuqimadhit,
Edhe dëshëronj të kuvëndonj bashkë me Perëndinë.
4 Po ju jeni çpifës gënjeshtrash;
Të-gjithë jeni mjekës të-padobishim.
5 Makar të pushonitë fare!
Edhe këjo dot' ishte urtësi ndër ju.

6 Pa dëgjoni mendimet' e mi,
Edhe mba-u-ni vesh të-mbrojturavet të buzëvet të mia.
7 A dotë flisni me paudhëri për Perëndinë,
Edhe dotë flisni gënjeshtra për atë?
8 Apo dotë nderoni vetën' e atij,
E t' i mbani anë Perëndisë?
9 A është mirë t' u vëshgonjë juve?
Apo dot'a përqeshni atë, sikundrë përqesh *njeriu* njerinë?
10 Me të-vërtetë dot' u qërtonjë juve,
Ndë u mbajçi anë njerësvet fshehuraj.
11 Madhëria e atij a nukë dot' u trëmpnjë juve?
Edhe tmeri i atij a nukë dotë bjerë mbi ju?
12 Fjalëtë t' uaj të-shënuarshime janë fjalë pluhuri;
Fortesatë t' uaj janë posi fortesa balte.

13 Pushoni, lër-më-ni që të flas unë,
Edhe letë vinjë mbi mua ç' të dojë.
14 Përse të marr mishinë t' im ndër dhëmbë,
Edhe të vë jetënë t' ime ndë dorët t' ime?

15 Ndonëse më vret, unë prapë shprenj mb' atë;
Po me gjithë këto dotë mbronj udhët' e mia
përpara ati.
16 Edhe këjo dotë jetë shpëtimi im;
Sepse i-pabesë njeri s' ka për t' ardhurë
përpara ati.

17 Dëgjoni me kujdes fjalënë t' ime,
Edhe rrëfimi im letë jetë ndër veshët t' uaj.
18 Na tashi tek radhita gjyqinë t' im;
E di se dotë dal i-drejtë.
19 Cili ësht' ay që dotë flasë kundrë meje?
Sepse, ndë pushofsha, dotë ap frymënë t' ime.

20 Vetëmë dy gjër'ra mos më bëj,
*Edhe* atëhere nukë dotë fsheh vetëhenë
t' ime nga faqeja jote;
21 Mërgo dorënë t' ënde prej meje,
Edhe tmeri yt letë mos më trëmpnjë.
22 Pastaj thirr-*më,* edhe unë dotë përgjigjem;
Apo letë flas unë, edhe ti m' upërgjiq.

23 Sa janë paudhërit' e mia e fajet' *e-mi?*
Bë-më të njoh paudhërinë t' ime e fajnë t' im.
24 Përse fsheh faqenë t' ënde,
Edhe mua më numëron posi armik mbë ty?
25 Dotë mundonjç një fletë që e merr *era?*
Edhe dotë ndjeksh kashtën' e-thatë?
26 Sepse shkruan ger'ra të-hidhura kundrë meje,
Edhe më bën të trashëgonj paudhërit' e të-
ritit t' im;

27 Më vë edhe këmbëtë ndër vargje *hekurash*,
edhe përgjon gjithë udhët' e mia.
Edhe heq vijë rreth gjurmavet të këmbëvet
të-mia;
28 Ndonëse jam si gjë e-kalbëtë që vdiretë,
Si rrobë e-brejturë nga molica.

**Krye 14**

1 Njeriu që ka lindurë prej gruaje
Është jetë-shkurtërë edhe plot me turbullim.
2 Mbin posi lule, edhe këputetë;
Ikën posi hie, edhe nuk' është më.
3 Edhe mbë të-tillinë hap syt' e tu,
Edhe më bje mbë gjyq me ty?

4 Kush munt të nxjerrë gjë të-pastrëtë nga
e-papastrëta? Asnjëri.
5 Sepse ditt' e ati janë të-ndara, numëri i mu-
ajvet t' ati gjëndetë te ti,
Edhe ti ke vënë sinorët' e ati të-cilëtë s'
munt t' i kapërxenjë;
6 Hiq syt' e tu lart prej ati, që të prëhetë,
Gjersa të mbushnjë ditën' e ti dyke ugëzuarë
posi një i-pajtuarë.

7 Sepse për drurinë, ndë upreftë, ka shpresë
të lëshonjë përsëri,
Edhe dega e-njomë e ati të mos pushonjë,
8 Ndonëse rrënja e ati mblaketë ndë dhet,
Edhe kurmi i ati vdes ndë baltët,
9 Prapë dyke marrë erë uji dotë çelnjë,

Edhe dotë lëshonjë dëga posi bim' e-re.
10 Po njeriu vdes, edhe humbetë;
Po, njeriu ep frymënë, edhe ku është?
11 *Si* mehenë ujëratë nga deti,
Edhe lumi shtron e thahetë,
12 Kështu njeriu fle e nukë ngrihetë *më*;
Gjersa të mos jenë qiejtë, nukë dotë sgjo-
nenë,
As dotë ngrihenë nga gjumi i tyre.

13 Makar të më fshehnje ndë varrt,
*E* të më mbulonje, gjersa të shkonte zë-
mërimi yt,
Të më kishe ndarë një kohë, edhe *atëhere*
të më kujtonje!
14 (Ndë vdektë njeriu, a dotë ngjalletë përsëri?)
Gjithë ditt' e luftësë s' ime dotë prisnja,
Gjersa të vinte të-liruarëtë t' im (*).
15 Dotë thërritnje *ti*, edhe unë dotë të për-
gjigjeshe;
Dotë kishe mall për punën' e duarvet të tua.
16 Po tashi ti numëron çapet' e mi;
A nukë përgjon fajnë t' im?
17 Të-dalëtë t' im jashtë *nomit* është të-vulo-
surë ndë kuletë,
Edhe paudhërinë t' ime e shënon përsipërë.

18 Me të-vërtetë mali, kur bje, bënetë asgjë,
Edhe shkëmbi luan prej vëndit të ti;
19 Ujëratë hanë gurëtë;

(*) a: të-ndërruarëtë t' im.

Vërshimet' e atyre heqënë dhenë nga toka;
*Kështu* edhe ti prish shpresën' e njeriut.
20 Del përherë m' i-fortë kundrë atij, edhe ay shuhetë;
Ndërron fytyrën' e ati, edhe tej e dërgon.
21 Të bijt' e ati lartonenë ndë ndër, edhe ay nuk' e di;
Edhe turpëronenë, edhe nukë kupëton asgjë për ata.
22 Po mishi i atij mbi atë dhëmb,
Edhe shpirti i ati përbrënda ati bën vajë.

### Krye 15

1 Atëhere upërgjeq, Elifaz Themaniti e tha,
2 A gjan njeriu i-urtë të përgjigjetë me dituri të-kotë,
Edhe të mbushnjë barkun' e ti me erë të anësë që lint djelli?
3 A gjan të zihetë me fjalë të-padobishime,
A me fjalë që nukë sjellënë ndonjë të-mirë?
4 Po, ti heth tej frikënë,
Edhe s' e zë për gjë lutjenë përpara Zotit.
5 Sepse paudhëria jote mëson gojënë t' ënde,
Edhe sgjeth gjuhën' e dinakëvet.
6 Goja jote të dënon ty, e nuk' unë;
Po, buzët' e tua dëshmonjënë kundrë teje.

7 Mos je ti i-pari njeri që je lindurë?
Apo mos ugatove ti përpara malevet?
8 Apo mos ke dëgjuarë këshillën' e-fshehëtë të Perëndisë?

Edhe e pëngon diturinë *vetëmë* ndë vetëhet
t' ënde?
9 Ç' di ti, e nuk' e dimë na?
Ç' kupëton ti, e neve s' *e kupëtojmë?*
10 Gjëndenë *edhe* ndër ne lesh-thinjurë e pleq
të lashtë,
Shumë më pleq se yt atë.

11 Pun' e-vogëlë të dukenë ngushëllimet' e Pe-
rëndisë,
Edhe fjalëtë që të flitenë me ëmblësirë?
12 Përse të gënjen zëmëra jote?
Edhe përse veshtrojnë shtrëmbërë syt' e tu,
13 Kaqë sa kthen frymënë t' ënde kundrë Pe-
rëndisë,
Edhe lë të dalënë të-këtilla fjalë prej gojësë
s' atë?
14 Ç' është njeriu, që të jet' i-kthjellëtë?
Edhe ay që është lindurë prej gruaje, që të
jet' i-drejtë?
15 Na tek nuk' u zë besë shënjtorëvet të ti;
Po, *edhe* qiejtë nukë janë të-kthjellëtë ndë
syt t' ati.
16 Sa më tëpërë eshtë i-ndryr' e i-prishurë
Njeriu, ay që pi paudhërinë posi ujë!

17 Unë të kam për të mësuarë, dëgjo-më;
Edhe atë që kam parë dot'a rrëfenj;
18 (Atë që njerës të-diturë na e rrëfyenë
Nga atërit' e tyre, edhe nuk' e fshehnë;
19 Vetem' atyreve udha *ky* dhe,

Edhe i-huaj nukë ka shkuarë ndëpër mest
t' atyre;)

20 "Njeriu i-lik mundonetë gjithë ditt' e tij,
Edhe vjet të-numëruarë janë ruajturë për
tyraninë.
21 Gjamë frikèrash është ndër veshët t' ati;
Ndë mest të paqtimit dotë vinjë prishësi
mbi atë;
22 Nukë beson se dotë kthenetë nga t' errëtitë,
Edhe pret thikënë;
23 Silletë andej e këtej për bukë, *dyke thënë*,
Ku ka?
Di se dit' e t' errëtit është gati afër' atij.
24 Shtrëngim e acarim e bënjënë atë të ketë
frikë;
Dalënë më të-fortë se ay, posi një mbret
q' është bërë gati për luftë;
25 Sepse ndejti dorën' e ti kundrë Perëndisë,
Edhe usuall me madhështi kundrë Fuqi-
madhit;
26 Turretë kundrë ati me qafë *të-ngriturë*,
Me kurrizët' e-trashë të mburonjavet të ti;
27 Sepse mbuloj faqen' e ti me të-majmit' e ti,
Edhe majti fort tepërë brinjët' e ti;
28 Edhe ndënji ndë qytete të-shkretuarë,
Ndër shtëpira që s' rrinte njeri,
Të-cilatë ishinë për të urrëzuarë togje togje.
29 Nukë dotë jet' i-pasurë, as dotë mbesë pasja
e ati,

As dotë sgjeronetë të-plotët' e atyre mbi dhet.
30 Nukë dotë ndahetë nga errësira;
Flaka dot' i thanjë degat' e ati,
Edhe me frymën' e gojës' së ti dotë shuhetë.
31 Letë mos i apë besë kotësirësë, dyke gënjyerë vetëhenë;
Sepse kotësirë dotë jetë paga e atij.
32 Përpara kohës' së ti dotë vdiretë,
Edhe dega e ati nukë dotë gjethësonjë.
33 Dotë shkuntnjë rrushin' e tij të-paarrirë posi vreshti,
Edhe dotë hedhë lulen' e tij posi ulliri.
34 Sepse përmbledhja e të-pabesëvet dotë jetë shterpë,
Edhe zjarri dotë përvëlonjë tendat' e njerësvet *të-prishurë.*
35 Mbarsenë të-keqe, e pjellënë kotësirë,
Edhe barku i atyreve bën gati gabim.„

**Krye 16.**

1 Atëhere Jobi upërgjeq, e tha,
2 Kam dëgjuarë shumë të-këtilla;
Të gjithë jeni ngushëllimtarë të-mjerë.
3 A kanë funt fjalët' e-kota?
Apo ç' gjë të ep zëmërë që të përgjigjesh?
4 Edhe unë muntnjam të flisnjam posi ju;
Po të ishte shpirti juaj ndë vëntt të shpirtit t' im,
Dote muntnjam të grumbullonjam fjalë kundrë jush,

Edhe të tundnjam kryetë t' im kundrë jush.
5 *Po nukë;* dot' u ipnjam fuqi juve me gojënë
t' ime,
Edhe të-lëvizurit' e buzëvet të mia dot' u
lehtësonte.

6 Ndë folça, të-dhëmburitë t' im nukë lehtë-
sohetë;
Edhe ndë pushofsha, mos dotë më pakë-
sonetë?

7 Po tashi më rëndoj fort;
Shkretove tërë fëmijënë t' ime.
8 Edhe rrudhatë, me të-cilatë më shënove,
janë dëshmim *kundrë meje*,
Edhe të-liguritë t' im ngrihetë kundrë meje,
*e* dëshmon ndë faqet t' ime.
9 Më copëtoj ndë zëmërimit të ti, edhe më
ndoqi;
Kërcëlliti dhëmbët' e ti kundrë meje;
Armiku im mbreh syt' e ti mbi mua.
10 Hapnë gojën' e tyre kundrë meje;
Me rrahnë ndë faqet dyke sharë;
Umblothnë bashkë kundrë mejë.

11 Perëndia më dha ndë dorët të të-pabesit,
Edhe më hodhi ndë duart të të-ligut.
12 Isha ndë prëje, edhe më copëtoj;
Po, më zuri nga sverku, e më dërrmoj;
Edhe më vuri për shënjë të tij.
13 Shëgjetarët' e ati më qërthëllonjënë;

Depërton veshnjat' e mia, edhe nukë kursenetë;
Derth t' ëmblëthitë t' im mbi dhet.
14 Më dërrmon me plagë përmbi plaqë;
Turretë mbi mua posi gjigant.
15 Qepa rrobë thesi mbi lëkurënë t' ime,
Edhe fuliqa bririnë t' im ndë mbluhur.
16 M' uçkuq faqeja nga të-qarëtë,
Edhe mbi qepalat të mia është hie vdekjeje,
17 Ndonesë nukë ka ndonjë shtrëmbëri ndë duart të mia,
Edhe lutja ime ësht' e-kthjellëtë.

18 O dhe, mos mbulojsh gjakunë t' im,
Edhe mos pastë vënt për klithmënë t' ime.
19 Edhe tashi, na dëshmimtari im tek është ndë qiell,
Edhe ay që dëshmon për mua ndër tëlartat.
20 Miqt' e mi më përqeshnjënë;
*Po* syt' e mi derthnjënë lot te Perëndia.
21 Të muntte të gjykonej ndonjë me Perëndinë,
Posi njeriu me t' afërmin' e tij!
22 Sepse, passi të shkonjënë ca pak vjet,
Dotë shkonj asaj udhe, prej së-cilësë s' jam për të kthyerë *më*.

## Krye 17.

1 Fryma ime vdiretë, ditt' e mia shuhenë,
Varri është hapurë për mua.

2 Më të-vërtetë ka përqeshës afërë meje,
Edhe syri im shkon natënë ndër hidhëri-
mët *prej* atyreve.
3 Ep tashi një penk, bëj-m'-u dorëzënës pë-
ranë vetëhesë s' ate;
Cili ësht' ay që dotë bënetë dorëzënës për
mua?
4 Sepse ti e fshehve zëmërën' e atyre nga
kupëtimi;
Përandaj nukë dot' i lartojsh ata.
5 T' ati që kallëzon miqt' e ti *që të bënenë*
rrëmullë,
Edhe syt' e bijvet t' ati dotë tretenë.

6 Më bëri edhe përrallëzë të gjindjevet;
Edhe ubëshë i-atillë, ndë faqet të të-cilit
pshtynjënë.
7 Edhe syri im errësonetë nga hidhërimi,
Edhe gjithë anët' e trupit t' im ubënë posi
hie.
8 Njerëzit' e-drejtë dotë çuditenë mbë këtë,
Edhe i-pafajmi dotë ngrihetë kundrë të-
pabesit.
9 Edhe i-drejti dotë qëndronjë ndë udhët të ti,
Edhe ay që ka duar të-pastrëta dotë bënetë
i-fortë e m' i-fortë.

10 Po ju të-gjithë kthehuni *këtu*, edhe ejani
tashi;
Edhe s' kam për të gjeturë ndonjë të-urtë
ndër ju.

11 Ditt' e mia shkuanë, qëllimet' e mi upër-
mbysnë,
Po, mendimet' e zëmërësë s' ime.
12 E kthenjënë natënë ndë ditë;
Drita, *thonë*, është afërë errësirësë.
13 Ndë pres varrinë si shtëpinë t' ime;
Ndë kam shtruarë shtratinë t' im nd' errë-
sirët;
14 Ndë i kam thënë errësirësë, Ti je im atë;
Krymbit, *Ti je* mëma ime, edhe motëra ime,
15 Atëhere ku është shpresa ime?
Edhe shpresënë t' ime kush dot'a shohë?
16 Dotë sbresë ndë dyert të varrit,
Vërtet dotë prëhetë bashkë *me mua* ndë
varrt.

Krye 18.

1 Atëhere Bildad Shuhiti upërgjeq, e tha,
2 Gjer kur dotë vini dhokanë ndë vëntt të
fjalëvet?
Vini re, edhe pastaj dotë flasëmë.
3 Përse numëronemi posi shtëzë,
*Edhe* ubëmë të-ndyrë përpara jush?
4 O ti që çqyen vetëhenë ndë zëmërimt t' ënt,
Mos për ty dotë lihetë mbë nj' anë dheu?
A mos dotë luhetë shkëmbi nga vëndi i ti?
5 Me të-vërtetë drita e të-liqvet dotë shuhetë,
Edhe shkëndia e zjarrit t' atij nukë dotë
ndrinjë.

6 Drita dotë jetë errësirë ndë tendët t'ati;
Edhe kandileja e atij që përsipër' atij dotë
shuhetë.
7 Çapet' e fuqis' s' ati dotë shkurtonenë,
Edhe këshilla e atij dot'a rrëzonjë atë.
8 Sepse ra ndë rrietë me këmbët' e tia,
Edhe ecën mbi leqt.
9 Dhohan dot'a zërë atë prej thëmbërësë,
Edhe kurth dot'a mbanjë atë.
10 Dhokan është fshehurë për atë ndë dhet,
Edhe pritë për atë ndë udhët.
11 Trishtime dot'a frikësojn' atë nga çdo anë,
Edhe dot'a ndjekënë pas këmbësh.
12 Fuqia e ati dotë humbasë nga uria,
Edhe mjerësia dotë jetë gati ndë ijët t' ati.
13 Dotë hajë anët' e trupit t' ati,
Po, i-parëlinduri i vdekjesë dotë hajë anët'
*e trupit t' ati.*

14 Dotë çkuletë nga tenda e tij ndë të-cilët
ka besimn' e ti;
Edhe dotë bihetë te mbreti i trishtimevet.
15 Dotë rrinë ndë tendët t' ati, e-cila nuk' është
më e ati;
Shqyfur dotë çpërndahetë mbi të-ndënjurit
t' ati.
16 Që përposh dotë thahënë rrënjët' e ati,
Edhe përsipërë dotë fishketë dega e ati.
17 Kujtimi i ati dotë shuhetë nga dhëu,
Edhe nukë dotë ketë emër ndëpër udhët.

18 Dotë nxirretë prej dritësë nd' errësirët,
Edhe dotë përziretë prej botësë.
19 Nukë dotë ketë as bir as bir biri ndë mest
të gjindjes' së ti,
As të-mbeturë ndër të-ndënjurat të ti.
20 Të-pastajmitë dotë habitenë për ditën' e
*prishjes' s'* ati,
Sikundrë udrothnë ata që qenë përpara a-
tyreve.

21 Me të-vërtetë të-këtilla janë të-ndënjurat' e
të-ligut,
Edhe ky është vëndi i ati që s' njeh Perëndinë.

Krye 19.

1 Atëhere Jobi upërgjeq, e tha,
2 Gjer kur dotë më helmoni shpirtinë,
Edhe dotë me dërrmoni me fjalë?
3 Këto të dhjetë herë më keni sharë;
Nukë turpëroni të silleni *kaqë* ashpërë me
mua?
4 Edhe ndë lajthita me të-vërtetë,
Lajthitja ime mbetetë tek unë.
5 Ndë doni me të-vërtetë të madhërohi kun-
drë meje,
Edhe të hithni kundrë meje turpërinë t' ime,
6 Merrni vesh tashi se Perëndia më përmbysi,
Edhe më qerthëlloj me rrietën' e ti.

7 Na tek po thërres nga paudhëria, po s' më
dëgjon njeri;

Thërres për ndihmë, po s' ka gjyq.
8 Thuri udhënë t' ime, edhe s' munt të shkonj,
Edhe vuri errësirë ndë rrugat të-mia.
9 Më sveshi lavdinë,
Edhe më mori kurorënë nga kryetë.
10 Më prishi nga të-gjithë anëtë, edhe po shkonj;
Edhe shpresënë t' ime e shkuli posi një dru.
11 Ndezi kundrë meje zëmërimn' e ti,
Edhe më numëron posi *ndonjë* nga kun-
drështarët' e ti.
12 Ushtërit' e ati vinjënë bashkë, edhe bënjënë
gati udhën' e tyre kundrë meje,
Edhe ngulnjënë fushatënë rreth e rrotullë
tendësë s' ime.

13 Mërgoj t' im vëllezër lark prej meje,
Edhe të-njohurit' e mi m' ubënë fare të-
huaj.
14 Far' e fisi imë *m* lanë,
Edhe miqt' e shtëpisë s' ime më harruanë.
15 Ata që rrinë ndë shtëpit t' ime, edhe shërbë-
toret' e mia, më numëronjënë për të-huaj;
Jam i-huaj ndë syt t' atyre.
16 I thërres shërbëtorit t' im, e nukë më për-
gjigjetë,
*Ndonëse* i lutem me gojënë t' ime.
17 Fryma ime ubë e-huaj tek ime shoqe,
Edhe të-luturat' e mia te bijt' e barkut t' im.
18 Edhe ata djemt' e-vegjëllë më muarrë ndë-
për këmbë;

Ndë *daça të* ngrihem, dotë flasënë kundrë
meje.
19 Gjithë miqt' e mi të-përbrëndëshm më kanë
të-ndyrë,
Edhe ata që kam pasë dashurë ukthyenë
kundrë meje.
20 Eshtërat' e mia më ngjitenë pas lëkurës' e
pas mishit,
Edhe shpëtova me lekurën' e dhëmbëvet
të mi.

21 Përdëlle-më-ni, përdëlle-më-ni, o miqt' e mi;
Sepse dora e Perëndisë më plagosi.
22 Përse më ndiqni si Perëndia,
Edhe nukë jeni të-kënaqurë me mishinë
t' im?
23 Oh sikur të shkruheshinë fjalët' e mia!
Edhe të shtypeshinë ndë një vivli!
24 Me pëndë të-hekurtë e me plump
Të gërvishtëshinë mbi shkëmpt për gjithënjë!

25 Po e di se rron Çperblimtari im,
Edhe se më ndë funt dotë ngrihetë mbi
dhet;
26 Edhe passi të vdiretë ky (kurm) bashkë me
lëkurënë t' ime,
Prapë prej mishit t' im dot'a shoh Perën-
dinë;
27 Të-cilinë unë vetë dot'a shoh,
Edhe syt' e mi dot'a shikonjënë, e jo tje-
tërë. . . . . . .

Veshnjat' e mia po tretenë përbrënda meje,
*dyke dëshëruarë atë dltë.*

28 Ndë thoni, Si t'a ndjekëm' atë,
Edhe të gjejmë tek ay rrënjën' e punës'
s' ati?
29 Kini frikë prej kordhësë;
Sepsë zëmërimi *sjell* mundimet' e kordhësë,
Që të njihni se ka gjyq.

Krye 20.

1 Atëhere upërgjeq Zofar Naamathiti, e tha,
2 Përandaj mendimet' e mi më shtynjënë të
ap përgjigje,
Edhe përandaj nxitonem.
3 E dëgjova qërtimnë që më bën të turpë-
ronem,
Po prej të-kupëtuarit t' im fryma më bën
të përgjigjem.

4 A nuk' e di ti këtë që qëmoti,
Që kur uvu njeriu mbi dhet,
5 Se triomfi i njerësvet të-liq ësht' i-shkur-
tërë,
Edhe gëzimi i të-pabesëvet për një të-
fillme?
6 Ndonëse madhëria e ati *munt të* hipënjë gjer
ndë qiejt,
Edhe kryet' e ati të arrinjë gjer ndë ret,
7 Prapë dotë humbasë për gjithënjë posi
plehët' e ati;

Ata që e kanë par' atë dotë thonë, Ky
 ësht' ay?
8 Dotë fluturonjë posi ëndërrë, edhe nukë
 dotë gjëndetë *më;*
Edhe dotë humbasë posi të-pamët' e natësë.
9 Syri që e shihte atë s' e ka për të parë më,
As vëndi i ati s' e ka për të njohurë më.
10 Të bijt' e ati dotë kërkonjënë dashurin' e
 të-vobeqvet,
Edhe duart' e ati dotë apënë prapë pasjen'
 e ti.
11 Eshtërat' e ati janë plot me djalërin' e ati,
Po dotë dergjetë bashkë me atë ndë plu-
 hurt.
12 Ndonëse ligësia është e-embëlë ndë gojët
 t' ati,
Ndonëse e fsheh atë ndënë gjuhët të ti;
13 Ndonëse e kursen atë, edhe nuk' e lë atë
 të shkonjë,
Po e ruan atë brënda ndë gojet të ti;
14 Prapë ushqimi i ati ndërronetë ndë zorrët
 t' ati;
Vërer aspidhash bënetë përbrënda ati.
15 Pasjetë që kollofiti dot' i vjellë prapë;
Perëndia dot' i çkitnjë ato nga barku i ati.
16 Vërer aspidhash dotë thëthinjë;
Gjuha e nepërkësë dot'a vrasë atë.
17 Nukë dotë shohë lumënjtë,
Rrëketë që rrjedhënë mjaltë e gjalpë.
18 Atë *gjë,* për të-cilën' umundua, dot'a apë

prapë, edhe nukë dot'a kollofitnj' atë;
Sipas pasjesë që fitoj nukë dotë gëzonetë.
19 Sepse shtrëngoj të-vobegun' e hoqi dorë
prej ati;
Rrëmbëu me paudhëri shtëpi,
Të-cilënë s' e ka pasë ndërtuarë.
20 Me-qënë-që nukë njohu të-prejturë përbrën-
da tij,
Nukë dotë shpëtonjë asgjë nga ato, të-ci-
latë dëshëron.
21 Nukë mbeti asgjë që s' e kollofiti;
Përandaj lumëria e ati nukë dotë mbanjë
*shumë* kohë.
22 Ndë shumicët të të-plotit t' ati dotë jetë
ndë shtrëngime;
Dora e çdo *njeriu* që është ndë mjerësi
dotë vinjë mbi atë.
23 Tek bënetë gati për të mbushurë barkun' e ti,
*Perëndia* dotë lëshonjë ashpërimn' e zëmë-
rimit të ti mbi atë,
Edhe posi shi dot'a lëshonjë mbi atë, tek
është dyke ngrënë.
24 Dotë ikënjë nga arm' e-hekurtë,
Edhe harku i-ramtë dot' e depërtonjë.
25 E heq atë, edhe del nga trupi i ati,
Po, maj' e-çkëlqyerë del nga t' ëmblëthit' e
ati;
Trishtime *vdekjeje* janë mbi atë.
26 Çdo errësirë është ruajturë për thesarët' e ati;
Zjarr që s' i fryn *njeri* dot'a hajë atë;

Dotë djegë çdo që ka mbeturë ndë tendët
t' ati.
27 Qiejtë dotë sbulonjënë paudhërin' e ati,
Edhe dheu dotë ngrihetë kundrë ati.
28 Të-ardhurat' e shtëpis' s' ati dotë hum-
basënë;
Ndë ditët të zëmërimit kundrë ati dotë
rriedhënë.

29 Këjo është pjesa e njeriut të-lik nga Pe-
rëndia,
Edhe trashëgimi i-urdhëruarë për atë nga
an' e Perëndisë.

Krye 21

1 Atëhere Jobi upërgjeq e tha,
2 Dëgjoni me kujdes fjalënë t' ime;
Edhe këjo letë jetë për ngushulliminë t' uaj.
3 Duro-më-ni, edhe dotë flas edhe unë;
Edhe passi të flas, përqeshni.
4 Unë mos i rrëkonem njeriu?
Edhe si munt të mos jem i-paduruarshim?
5 Vështroni mua, edhe çuditui,
Edhe vini dorënë mbi gojët t' uaj.
6 Vetëmë të kujtonem, dridhem,
Edhe tmer më pushton mishtë.
7 Përse të-liqtë rronjënë,
Mblakenë, e bënenë të-fortë ndë fuqi?
8 Fara e atyreve forconetë përpara atyreve
bashkë me ata,
Edhe nipërit' e atyreve përpara atyreve.

9 Shtëpit' e atyre janë ndë siguri nga frika,
As ka shkop Perëndie mbi ata.
10 Lop' e atyreve mbarsetë, edhe nukë lajthit;
Mëshqerra e atyre pjell, edhe nukë dështon.
11 Lëshonjënë të-vegjëlit' e tyre posi dhën,
Edhe djemt' e atyre këcenjënë.
12 Këndonjënë me tymbanë e me qitharë,
Edhe gëzonenë ndë zët të fyellit.
13 Shkonjënë ditt' e tyre ndër të-mira,
Edhe përnjëhere sbresënë ndë varrt.
14 Edhe me gjithë këto i thanë Perëndisë,
Largohu prej nesh;
Sepse nukë duamë të njohëmë udhët' e tua.
15 Cili është Fuqimadhi që t' i shërbejmë ati?
Edhe ç' dobi dotë kemi, dyke ulutur' ati?
16 *Ju thoni*, Na, nukë janë të-mirat' e atyreve ndë dorët t' atyre.
(Këshilla e të-liqvet qoftë lark prej meje!)
17 *Sa dëndurë* shuhetë kandili i të-liqvet,
Edhe prishja e atyreve vjen mbi ata,
Edhe *Perëndia* çpërndan ndër ata helme ndë zëmërimt të ti?
18 *Sa dëndurë* janë posi kashtë përpara erësë,
Edhe posi byk që e rrëmben er' e shakullit?
19 *Ju thoni*, "Perëndia ruan *mundimin' e* paudhëris' s' ati për të bijt' e ati.„
Po let' j'a çpaguanjë vetë ati, që t'a dijë.
20 Letë shohënë syt' e ti prishjen' e ti,
E letë pijë *vetë ay* nga zemërata e Fuqimadhit.

21 Sepse ç' farë gëzimi ka i-ligu ndë shtëpit
të tij pas vetëhes' së ti,
Kur t' i këputetë ndë mest numëri i muaj-
vet t' ati?

22 A dot' e mësonjë mënt ndonjë Perëndinë,
Atë që gjykon të-lartëtë?
23 Njëri vdes ndë fuqit të ti të-plotë,
*Ndonëse* është fat-mirë e i-prëjturë mbë të-
gjitha.
24 Brinjët' e ati janë plot me dhjamë,
Edhe eshtërat' e ati njomenë me palcë.
25 E tjetëri vdes ndë hidhërimt të shpirtit,
Edhe kurrë nukë ka parë *të-mirë*.
26 Dergjenë gjithashtu ndë baltët,
Edhe krymbatë mbulonjën' ata.
27 Na tek i di mendimetë t' uaj,
Edhe të-çpifuratë që çpifni pa të-drejtë
kundrë meje.
28 Sepse ju thoni, Ku është shtëpia e zotënisë?
Edhe ku është tenda ndë të-cilët rrinë të-
liqtë?
29 A nukë kini pyeturë ata që shkonjënë u-
dhësë?
Edhe shënjat' e atyre nuk' i kupëtoni,
30 Se i-ligu ruhetë ndë ditët të prishjesë?
Se ndë ditët të zëmërimit bihetë lark?
31 Cili dotë çfaqnjë udhën' e ati përpara ati?
Edhe cili dot' j'a çpaguanjë atij atë që ka
punuarë?

32 Edhe ay dotë bihetë ndë gropët,
Edhe dotë mbetetë ndë varrt.
33 Plisat' e fushësë dotë jenë të-ëmbëlë tek ay,
Edhe prapa atij dotë shkonjënë gjithë nje-
rëzitë,
Sikundrë të-panumëruarë *njerës* prinjënë për-
para ati.
34 Si pra më ngushëlloni me kotësirë,
Kur ndë të-përgjegjurat t' uaj nukë mbe-
tetë veç gënjeshtrë?

## Krye 22

1 Atëhere upërgjeq Elifas Themaniti, e tha,
2 A munt t' i bënjë dobi njeriu Perëndisë?
Me të-vërtetë ay që ësht' i-urtë esht' i-do-
bishim për vetëhën' e ti.
3 A ka ndonjë gëzim te Fuqimadhi, se ti je
i-drejtë?
A ka ndonjë fitim *për atë,* se ti bën udhët'
e tua të-mbaruara?
4 Mos për frikënë t' ënde të qërton,
*E* hyn ndë gjyq bashkë me ty?

5 A nuk' ësht' e-madhe ligësia jote?
As paudhëritë t' ënde nukë kanë funt.
6 Sepse more penge prej t' yt vëllaj pa ndo-
një punë,
Edhe i le pa rrobat' e tyre ata që ishinë
lakuriq.
7 Nuk' i dhe ujë të-lodhurit, që të pijë,
Edhe s' i dhe bukë ati që kishte uri.

8 Po sa për njerin' e-fortë, ay kishte dhenë
të tinë,
Edhe njeriu i-shënuarë rrinte nd' atë.
9 Grat' e-va i dëbove të-sbrazëta,
Edhe krahët' e të-varfërvet udërrmuanë prej
teje.
10 Përandaj dhokanë janë rreth e rrotullë teje,
Edhe frik' e-papandehurë të trëmp,
11 A errësir' e-thellë, sa nukë munt të shohç,
Edhe vërshim ujërash të mbulon.

12 A nuk' është Perëndia ndë të-lartat të qiellit?
Edhe vërë re të-lartët' e yjvet, sa lart janë!
13 Edhe ti thua, Ç' di Perëndia?
A munt të gjykonjë ndëpër errësirët të-
dëndurë?
14 Re të-dëndura e mbulonjën' atë, edhe nukë
sheh;
Edhe ecën mbi vutët të qiellit.
15 Mos do të mbanjç udhën' e-moçimë,
Të-cilënë kanë shkelurë të-liqtë?
16 Të-cilët' urrëmbyenë përpara kohësë,
Edhe themelia e atyreve rrodhi posi rrëke;
17 Të-cilët' i thoshinë Perëndisë, Largohu prej
nesh;
Edhe, Ç' munt të bënjë Fuqimadhi për ne?
18 Po me gjithë këto *ju thoni*, U mbushi atyre
shtëpitë me të-mira;
(Po këshilla e të-liqvet qoftë lark prej meje!)
19 Të-drejtëtë shohënë, edhe gëzonenë;

Edhe të-pafajmitë i përqesnjën' ata;
20 *Dyke thënë*, Me të-vërtetë ata që ngriheshinë kundrë nesh uprishnë,
Edhe të-mbeturit' e atyreve e hëngri zjarri.

21 Behu pra mik me atë, edhe ij ndë paqtim;
Kështu të-mirë dotë vinjë të ti.
22 Prit, të lutem, nomnë prëj gojës' s' ati,
Edhe vërë fjalët' e ati ndë zëmërët t' ënde.
23 Ndë ukthefsh te Fuqimadhi, dotë ndërtonesh përsëri,
Si të dëbonjç panominë lark prej tendavet të-tua.
24 Hith thesarinë *t' ënt* ndë dhet,
Edhe *arin' e* Ofirit ndë mest të gurëvet të përrënjvet,
25 Edhe Fuqimadhi dotë jetë ari yt,
Edhe ergjënt i-paçëmuarë për ty.
26 Sepse atëhere dotë gëzonesh mbë Fuqimadhinë,
Edhe dotë ngresh faqenë t' ënde mbë Perëndinë.
27 Dot' i lutesh ati, e dotë të dëgjonjë;
Edhe dot' *i* apç kushtet' e tu.
28 Edhe ç' të vendosç, dotë të bënetë,
Edhe dritë dotë ndritnjë ndë udhët të tua.
29 Kur të *të* shtjenë poshtë, dotë thuash, Ka të-ngriturë;
Edhe atë që mban sytë poshtë dot'a shpëtonjë.

30 Dotë shpëtonjë edhe atë që ësht' i-pafajm;
Po, me anë të kthjellësirës' së duarvet të tua dot'a shpëtonjë.

## Krye 23.

1 Atëhere Jobi upërgjeq, e tha,
2 Edhe sot rëkimi im numëronetë kryengritje;
Mjerësia ime është më e-rëndë se psherëtima ime.

3 Makar të dinjam ku munt t'a gjenj atë,
*Edhe* dotë vinjam gjer ndë front t' ati!
4 Dotë dëftenjam punënë t' ime përpara ati,
Edhe dotë mbushnjam gojënë t' ime me dëftesa.
5 Dotë dinjam fjalëtë që dotë më përgjigjej,
Edhe dotë kupëtonjam ç' dotë më thoshte.
6 Mos ndë madhërit të fuqis' së tij dotë hahej me mua?
Nukë; po dotë më vintë veshnë.
7 Atëhere dotë muntte të flistë i-drejti me atë;
Kështu dotë shpëtonjam për gjithënjë nga gjykatësi im.

8 Na tek vete përpara, po nuk' është;
Edhe prapa, po nuk' e shoh dot;
9 Mbë të-mëngjërët, kur punon, po s' munt t' a shoh;
Fshihetë mbë të-djathtët, edhe nuk' e shoh.

10 Po ay e njeh udhënë që kam marrë;

Kur të më çprovonjë, dotë dal posi ar.
11 Këmba ime ka qëndruarë ndër çapet t' ati;
Udhën' e atij e kam ruajturë, edhe nuk' uprora.
12 Nuk' uhoqa prapa nga porosit' e buzëvet t' ati;
Ruajta fjalët' e gojës' s' ati më tepërë se ushqimnë t' im të-nevojshim.

13 Po ay është ndë një *mëndje*, edhe kush munt t'a kthenjë atë?
Edhe ç' t' i dojë shpirti, atë bën.
14 Sepse bën atë që është vendosurë për mua;
Edhe shumë të-këtilla janë me atë.
15 Përandaj trëmbem prej faqes' s' ati;
Kur mendonem, më merr frika prej ati.
16 Sepse Perëndia m'a bëri të-frikshime zëmërënë,
Edhe Fuqimadhi më ka trëmburë.
17 Sepse nuk' ukëpuçë përpara *se të vinte* errësira,
Edhe nukë fshehu errësirënë prej faqesë s' ime.

### Krye 24

1 Përse nukë ka kohëra të-ndara prej Fuqimadhit?
Edhe përse ata që e njohënë nukë shohënë ditt' e ati?

2 Ka njerës që luanjënë sinorëtë;

Rrëmbenjënë tufë dhënsh, e i kullosënë;
3 Marrënë gomarin' e të-varfërit,
Marrënë kan' e gruas' së-ve për penk;
4 E kthenjënë të-nevojshiminë nga udha;
Të-butët' e dheut fshihenë bashkë.
5 Na, posi gomarë t' egërë nde shkretëtirët,
Dalënë ndë punërat të tyre, dyke kërkuarë me kujdes gjah;
Shkretëtira *ep* ushqim për ata *edhe* për djemt' e atyre.
6 Korrnjënë atë që nuk' ësht' e atyreve,
Edhe vjelënë vreshtë paudhërie.
7 Bënjënë të-sveshuritë të shkonjënë tërë natënë pa rrobë,
Edhe pa mbulesë ndë të-ftohëtit.
8 Lagenë nga shirat' e malevet,
Edhe pushtonjënë shkëmbinë, se s' kanë ku të pshtetenë.

9 Ata rrëmbenjënë të-varfërinë nga gjiri,
Edhe marrënë penk nga i-vobegu.
10 Kështu e bënjënë atë të shkonjë lakuriq pa rrobë,
Edhe ata që barnjënë demetë kanë uri.
11 Ata që shtrydhënë vaj përbrënda murevet të këtyre njerësve,
Edhe që shkelnjënë tirat' *e atyreve*, kanë et.
12 Nga qyteti njerëzitë psherëtinjënë,
Edhe shpirti i të-plagosurvet këlthet;
Po Perëndia nuk' u'a numëron për marrëzi.

13 Këta janë prej atyreve që ngrenë krye kundrë dritësë;
Nukë njohënë udhët' e asaj,
As nukë qëndronjënë nd' udhët t' asaj.
14 Vrasësi ngrihetë mbë të-gdhirët *e* vret të-vobegunë e të-nevojshiminë;
Edhe natënë benetë si kursar.
15 Gjithashtu edhe syri i kurvarit ruan mbrëmanet,
Dyke thënë, Sy nukë më sheh, edhe ndërron faqenë.
16 Nd' t' errët çponjënë shtëpira;
Ditënë rrinë mbyllurë;
Nuk' e njohënë dritënë.
17 Sepse të-sbardhurit' e ditësë për gjith' ataështë hie vdekjeje;
Ndë i njohtë ndonjë, ata janë ndë trishtimet të hies' së vdekjesë.

18 Ësht' i-lehëtë mbi faqet të ujëravet;
Pjesa e atyreve ësht' e-mallëkuarë mbi dhet;
Nukë kthenetë nga udha e vreshtavet.
19 Thatësira e të-nxehëtitë rrëmbenjënë ujërat' e dëborësë;
*Kështu* varri ha fajtorëtë.
20 Shtrati i barkut dot' i harronjë ata; krimbi dotë kulotnjë ëmbëlë mbi ata;
*Emëri* nukë dot' u përmëndetë më;
Edhe paudhëria dotë thyhetë posi dru.
21 Kollofitnjënë shterpënë që s' piell;

Edhe nuk' i bënjënë mirë së-vesë.
22 Rrëmbenjënë edhe të-fortëtë me anë të fuqis' së tyre;
Sjonenë, edhe asnjeri s' ësht' i-siguruarë për jetën' *e ti.*
23 *Perëndia* u ep atyre siguri, edhe prëhenë;
Edhe syt' e atij janë mbi udhët t' atyreve.
24 Lartonenë; po për pak kohë, edhe nukë janë më;
Po, bjenë poshtë, mirrenë nga udha si gjithë të-tjerëtë,
Edhe pritenë si majat' e kallinjvet të grurit.
25 Edhe tashi, ndë mos qoftë kështu, kush dotë më nxjerrë gënjeshtar,
Edhe t' e bënjë fjalënë t' ime për asgjë?

Krye 25.

1 Atëhere upërgjeq Bildad Shuhiti, e tha,
2 Fuqia e frika është bashkë me atë;
Bën paqtim ndë vëndet të ti të-lartë.
3 A kanë numër ushtërit' e ati?
Edhe mbë cilinë nukë lint drita e ati?
4 Qysh pra munt të dalë i-drejtë njeriu përpara Perëndisë?
A qysh munt të jet' i-kthjellëtë ay që lint prej gruaje?
5 Na edhe ajo hëna nukë ka ndriçim,
Edhe yjtë nukë janë të-kthjellëtë përpara ati;
6 Sa më pak njeriu, që është krimp!

Edhe i bir' i njeriut, që është kalbësirë!

Krye 26.

1 Atëhere upërgjeq Jobi, e tha,
2 Si i ndihe të-pafuqishimit!
Si shpëtove krahun' e ati që ëshrë pa fuqi!
3 Si këshillove atë që s' ka dituri,
Edhe dëfteve me të-plotë urtësi të-shëndoshë!
4 Kujt i fole fjalë?
Edhe frym' e kujt dolli prej teje?

5 Të-vdekuritë dridhenë *nga ay* përposh ujëravet,
Edhe ata që rrinë nd' ato.
6 Hadhi është lakuriq përpara ati,
Edhe prishja s' ka mbulesë.
7 Shtrin gorenë mbi vënt të-sbrazëtë,
Edhe var dhenë mbi asgjë.
8 Lith ujëratë ndë ret të tia të-dëndura;
Edhe reja nukë çiretë përposh atyreve.
9 Mbulon faqen' e fronit të ti;
Nden ren' e tij mbi atë.
10 Heq kufi mbi faqet t' ujëravet,
Gjer ndë kufit të dritës' e të ërrësirësë.

11 Shtyllat' e qjellit dridhenë,
E habitenë ndë qërtimt t' ati.
12 Përzjen detinë me anë të fuqis' së ti,
Edhe me anë të dituris' së tij depërton madhështorëtë.
13 Me anë të frymës' se ti stolisi qiejtë;

Dor' e ati çpon gjarpërinë që dridhetë.
14 Na këto janë vetëmë anë të udhëvët t' ati;
Edhe sa të-vogëlë zë dëgjojmë për atë!
Po bumbullimën' e fuqis' s' ati kush munt t'a kupëtonjë?

Krye 27

1 Edhe Jobi sgjati paravolin' e ti e tha,
2 *Rron* Perëndia, ay që hodhi tej gjyqinë t' im!
Edhe Fuqimadhi, ay që më piku shpirtinë!
3 Se sa të jetë jeta ime tek unë,
Edhe frym' e Perëndisë ndër fyejt të hundësë s' ime,
4 Buzët' e mia me të-vërtetë nukë dotë flasënë paudhëri,
As gjuha ime s' ka për të thënë gënjeshtrë.
5 Qoftë lark prej meje t' u drejtëronj juve;
Gjersa të vdes nukë dotë mërgonj drejtërinë t' ime prej meje.
6 Shtrënguarë dotë mbanj drejtërinë t' ime, edhe nukë dot'a lë të shkonjë;
Zëmëra ime nukë dotë *më* qërtonjë gjersa të jem i-gjallë.
7 Armiku im qoftë posi i-ligu,
Edhe ay që ngrihetë kundrë meje qoftë posi i-paudhi.

8 Sepse cila është shpresa e të-pabesit, ndonëse lakmoj,
Kur Perëndia i çkëput shpirtinë?

9 A dot'a dëgonjë Perëndia klithmën' e ati,
Kur të vinjë e-zeza mbi atë?
10 A dotë gëzonetë për Fuqimadhinë?
A dotë thërresë Perëndinë mbë çdo kohë?

11 Dot' u mësonj juve si punon Perëndia;
Atë që është me Fuqimadhinë s' e kam për
të fshehurë.
12 Na ju të-gjithë vetë patë;
Përse pra ubëtë fare të-kohë?

13 Këjo është pjesa e njeriut të-lik nga Perëndia,
Edhe trashëgimi i shtrëngimtarëvet që dotë
marrënë nga Fuqimadhi.
14 Ndë shumohenë të bijt' e ati, janë për thikënë.
Edhe të bijt' e atij nukë dotë nginjenë me
bukë.
15 Ata që dotë mbetenë prej ati dotë varrosenë nde vdekjet,
Edhe të-vat' e ati nukë dotë qanjënë.
16 Edhe ndë grumbulloftë ergjënt posi dhenë,
Edhe ndë bëftë gati rroba posi baltënë;
17 Ay munt t' i bënjë gati, po i-drejti i ka
për të veshurë,
Edhe i-pafajmi ka për të ndarë ergjëndinë.
18 Ndërton shtëpin' e tij posi merimanga,
Edhe posi një kalive që bën ruajtësi i aravet.
19 Bje e fle i-pasurë, po nukë dotë bënjë më
kështu;

Hap syt' e ti, e nuk' është më.
20 Trishtime e pushtonjën' atë posi ujëra *të-vërshuara*,
Edhe erë shakulli natënë e rrëmben atë.
21 Er' e lindjesë e rrëmben, edhe shkon;
Edhe e çkëput atë nga vëndi i ati.
22 Sepse *Perëndia* dotë lëshonjë *shëgjeta* mbi atë, edhe nukë dot' e kursenjë;
Dëshëron me nxitim të ikënjë nga dora e ati.
23 Njerëzitë dotë përpjekënë duart' e tyre kundrë atij,
Edhe nga vëndi i atij dotë fëshëllenjënë kundrë atij.

Krye 28.

1 Me të-vërtetë ka vëat prej të-cilit del ergjëndi,
Edhe vënt për arinë, të-cilin' e kullonjënë.
2 Hekuri mirretë nga dheu,
Edhe rama tretetë nga guri.
3 *Njeriu* i vë kufi errësirësë,
Edhe vëshgon gjer ndë funt
Gurët' e errësirës' së-dëndurë e të hies' së vdekjesë.
4 Hap pus lark nga vëndi që rrinë *njerës*;
Nukë kujtonjënë më këmbët' *e tyre*;
Varenë lark njerësvet, *e* lëkundenë, *që të hynjën' e të dalënë nd' atë.*
5 Sa për dhenë, nga ay del buka,
Edhe ndënë të përzjehetë si prej zjarri.

6 Gurët' e ati janë vëndi i sapfirëvet,
Edhe ka pluhur ari.
7 Atë udhë shpes gjahu nuk' e njeh,
As syri i gjypit nuk' e ka parë;
8 Bishatë madhështore s' e kanë shkelurë,
As leoni i-keq s' ka shkuarë andej.
9 Nden dorën' e ti mbi shkëmbin' e-ashpërë;
*Edhe* përmbys maletë që nga rrënjëtë.
10 Hap kanale ndë mest të shkëmbënjvet,
Edhe syri i ati sbulon çdo gjë të-çëmuarë.
11 Lith vërshimin' e lumënjvet, që të mos rrje-
dhënë,
Edhe gjën' e fshehurë e nxjer ndë dritë.

12 Po urtësia ku gjëndetë?
Edhe ku është vëndi i diturisë?
13 Njeriu nuk' e njeh nderin' e asaj;
As gjëndetë ndë dhet të të-gjallëvet.
14 Pafundja thotë, S' është tek unë;
Edhe deti thotë, S' është me mua.
15 S' munt të fitonetë me ar,
As munt të pëshonetë ergjënt për nderin' e
asaj.
16 S' munt të çëmonetë me arin' e Ofirit,
Me thuan' e-paçëmuarë, a me sapfirinë.
17 Ari e krystalli s' munt te barësohenë me arë,
As munt të çkëmbenetë më stolira prej ari
fort të-kulluarë.
18 Nukë dotë përmëndenë korralli a margari-
tarëtë;

Po, çëmimi i urtësisë është m' i-lartë se i rubinëvet.
19 Topazi i Ethiopisë nukë dotë barësohetë me atë,
As dotë çëmonetë me ar të-kulluarë.

20 Që ku pra vjen urtësia?
Edhe ku është vëndi i diturisë?
21 Sepse është fshehurë nga syt' e gjithë të-gjallëvet,
Edhe mbuluarë nga shpest' e qiellit.
22 Humbja edhe vdekja thonë,
Me veshëtë t' anë dëgjuamë të flasënë për atë.

23 Perëndia kupëton udhën' e asaj,
Edhe njeh vëndin' e asaj.
24 Sepse ay shikon gjer nd' anët të dheut,
Edhe sheh përposh gjithë qiellit.
25 Kur i epte erësë rëndësi,
E kur matte ujëratë me masë;
26 Kur bënte nom për shinë,
E udhë për vetëtimën' e bumbullimësë;
27 Atëhere e pa atë, edhe e çfaqi;
E bëri gati atë, po, edhë e vëshgoj.
28 Edhe njeriut i tha,
Na, frik' e Zotit, këjo është dituria,
Edhe të-hequritë nga e-liga është urtësia.

**Krye 29**

1 Edhe Jobi prapë sgjati paravolin' e ti, e tha,
2 Ah të ishnjam posi ndë muajet të-shkuarë,

Posi ndër ato dit, kur Perëndia më ruante;
3 Kur kandili i ati ndritte mbi kryet t' im,
Edhe me dritën' e atij ecënja ndë t' errët;
4 Sikundrë ishnjam ndë ditt të vjeshtavet të
mia,
Kur dashuria e Perëndisë ishte mbi tendët
t' ime;
5 Kur Fuqimadhi ishte edhe me mua,
Edhe djemtë t' im ishinë rrotullë meje;
6 Kur lanja këmbet' e mia me gjalpë,
Edhe shkëmbi dirthte për mua lumënj vaji!
7 Kur dilnja ndë portët të qytetit,
Kur bënja gati froninë t' im ndë rrugët,
8 Të-rinjtë më shihninë, edhe fshiheshinë,
Edhe pleqtë ngriheshinë e rrininë mbë këmbë;
9 Të-parëtë pushoninë së foluri,
Edhe vininë dorën' e tyre mbi gojët të tyre.
10 Zëri i të-fisçimëvet pushonte,
Edhe gjuha e atyre ngjitej ndë qiellëzët të
gojës' s' atyre.
11 Sepse, kur dëgjonte veshi, më lumëronte,
Edhe, kur shihte syri, dëshmonte për mua:
12 Sepse lironjam të-vobegunë që bërtiste,
Edhe të-varfërinë, që s' kishte njeri t' i ndihte.
13 Bekimi i ati që ishte mbë të uhumbur' e
sipërë vinte mbi mua;
Edhe bënjam zëmërën' e së-vesë të kën-
donte nga gëzimi.
14 Vishnjam drejtëri, edhe ajo vishte mua;

Drejtëria ime ishte rroba *ime* e kurora ime.
15 Ishnjam sy tek i-verbëri,
Edhe ishnjam këmbë tek i-çali.
16 Ishnjam atë te të-vobeqtë;
Edhe vëshgonjam gjyqin' e ati që nukë
njihnjam.
17 Edhe thyenjam nofullat' e të-paudhit,
Edhe rrëmbenjam gjahunë nga dhëmbët' e ati;
18 Atëhere thoshnjam, Dotë vdes ndë folet
t' ime,
Edhe posi rërënë dotë shumonj ditt' e mia
19 Rrënja ime dotë shtrihetë ndë ujërat,
Edhe vesa dotë shkonjë tërë natënë mbi
degat të mia;
20 Lavdia ime dotë përtërihetë tek unë,
Edhe hargu im dotë forconetë ndë dorët
t' ime.

21 Më dëgjoninë, e pritninë,
Edhe pushoninë gjersa *t' u ipnja* këshillënë
t' ime.
22 Pas fjalëvet të mia nukë shtoninë gjë,
Edhe lëgjërata ime pikonte mbi ata.
23 Edhe më pritninë posi shinë,
Edhe hapninë gjerë gojën' e tyre *posi* për
shin' e-vonë.
24 Qeshnjam ndër ata, *edhe* nukë besoninë,
Edhe nukë hithninë poshtë dritën' e faqesë
s' ime.
25 Sgjithnjam udhën' e atyre, e rrinjam i-parë,

Edhe rrinjam posi mbret ndë ushtërit,
Posi ay që ngushullon të-helmuarëtë.

Krye 30.

1 Po tashi ata që janë më të-rinj se unë më përqeshnjënë,
Atërit' e të-cilëvet nukë më pëlqente t' i vinjam bashkë me qënt' e tufësë s' ime.
2 Edhe me të-vërtetë ç' dotë vëjente fuqia e duarvet t' atyre,
Të-cilëvet s' u kishte mbeturë forcatë?
3 Janë të-fyshkurë nga nevoja e nga uria;
Mbrehnjënë dhen' e-thatë ndë t' errëtit të prishjes' e të shkretimit.
4 Këputnjënë mëllagë afërë dushnezavet,
Edhe rrënjët' e kulmakut *janë* ushqimi i atyre.
5 Janë të-dëbuarë nga mezi i *njerësvet;*
Këlthasënë pas atyreve si pas kursarëvet.
6 Rrinë ndër shkrepat të përrënjvet,
Ndër vërat të dheut e ndër shkëmbënjt.
7 Ndëpër dyshnezat pëllasënë;
Përposh fërravet mblidhenë bashkë.
8 Janë bij të marrëve, po, bij njerësve pa emër,
Të-cilëtë ishinë të-përzënë nga dheu.

9 Edhe tashi ubëshë kënkë ndër ata,
Po, jam përrallëzë ndër ata.
10 Më kanë të-ndyrë, largonenë prej meje,

Edhe s' kursenenë të më pshynjënë ndë faqet.
11 Sepse çliroj *Perëndia* litarin' *e hargut* t' im, e më shtrëngoj,
Edhe ata hothnë tej frerinë përpara meje.
12 Mbë të-djathtët t' ime ngrihenë bërsit' e botësë;
Më shtynjënë këmbëtë,
Edhe bënjënë gati kundrë meje udhët' e tyre të-këqia.
13 Prishnjënë udhënë t' ime;
Bënjënë të madhonetë mjerësia ime,
Po, njerës që s' kanë ndihmës.
14 Vinjënë posi prej shtegu të-gjerë;
Nde mest të shkretimit rrukullisenë *mbi mua*.
15 Trishtime kthenenë mbi mua,
Ndjekënë nderinë t' im posi erë;
E lumëria shkon posi re.

16 Edhe tashi shpirti im tretetë përbrënda meje;
Dit shtrëngimi më arritnë.
17 Natënë depërtonenë eshtërat' e mia,
Edhe dejt' e mi nukë prëhenë.
18 Nga fuqia e-madhe *e dhëmbjesë s' ime* rroba ime ndërroj ngjyrënë;
Më shtrëngon posi qafëza e këmishësë s' ime.
19 Më hodhi ndë baltët,
Edhe ubëshë posi pluhur e hi.

20 Thërres mbë tynë, edhe nukë më përgji-
gjesh;
Qëndronj *mbë këmbë*, edhe më shikon.
21 Ubëre i-ashpërë për mua;
Me fuqin' e dorësë s' ate po më ndjek.
22 Më ngre nd' erët, më bën t' ecënj kaluarë
*mbi atë;*
Edhe më bën të tretem ndë thëllimt.
23 Sepse e di se dotë më bjesh ndë vdekjet,
Edhe ndë shtëpit që është urdhëruarë për
gjithë të-gjallëtë.
24 Me gjithë këto nukë munt ndonjë të sgjatnjë
dorënë ndë prishjet të ti?
E ndë mjerësit të ti nukë munt të këlthasë?
25 A nukë qanja unë për atë që ishte ndë ditt
të-zeza?
Edhe nukë më helmoheshe shpirti për të-
vobegunë?
26 Kur prisnjam të-mirënë, atëhere më erdhi
e-keqeja;
Kur prisnjam dritënë, atëhere më erdhi e-
rrësira.
27 Zorrët' e mia valonjënë, edhe nukë kanë
të-prëjturë;
Dit shtrëngimi erdhë mbi mua.
28 Ecënj i-nxirë, po nukë prej djellit;
Ngrihem ndë përmbledhjet, edhe thërres
për ndihmë.
29 Ubëshë i vëllaj i çakajvet,

Edhe shoku i zokkamillavet.
30 Lëkura ime po nxihetë *e po bje* prej meje
Edhe eshtërat' e mia po digjenë nga zjarri.
31 Përandaj qithara ime ukthye mbë vajë,
Edhe fyelli im ndë zët t' atyre që qanjënë.

Krye 31.

1 Me syt' e mi kisha bërë dhiatë;
E qysh munt të shikonjam mbë vërgjëresë?
2 Sepse ç' është pjesa nga Perëndia që sipërë,
Edhe trashëgimi nga Fuqimadhi që lart?
3 A nuk' është mjerësi për të-pabesinë,
Edhe pocaqi për punëtorët' e paudhërisë?
4 A nukë sheh ay udhët' e mia,
Edhe numëron gjithë çapet' e mi?

5 Ndë kam ecurë me të-rrem,
Edhe ndë ka nxituarë këmba ime për të gënjyerë;
6 (Letë peshonem ndë një zigare drejtërie,
Që Zoti të njohë drejtërinë t' ime;)
7 Ndë dolli çapi im jashtë udhësë,
Edhe zëmëra ime ndë vate pas syvet të mi,
Edhe ndë m' ungjit ndë duart ndonjë njollë;
8 Atëhere mbiellça unë, e tjetërë letë hajë,
Edhe uçrrënjoftë pronja e arësë s' ime.

9 Ndë m' ugënjye zëmëra prej gruaje,
Edhe prita ndë derët të t' afërmit t' im,
10 Atëhere gruaja ime bloftë për tjerërë *njeri*,
Edhe të-tjerë rënçinë mbi atë.

11 Sepse këjo është panomi e-ndyrë;
Po, është paudhëri që mundonetë nga gjykatësitë;
12 Sepse është zjarr që përvëlon gjer ndë prishje,
Edhe dotë çrrënjoste gjithë farënë t' ime.

13 Ndë hodha poshtë gjyqin' e shërbëtorit t' im a të shërbëtoresë s' ime,
Kur haheshinë për gjë me mua,
14 Ç' dotë bënj atëhere, kur të ngrihetë Perëndia?
Edhe kur të vinjë të shohë, ç' dot' i përgjigjem?
15 Ay që më ka bërë mua ndë barkt a nuk'e ka bërë edhe atë?
Edhe nukë na ka formuarë ay vetë ndë shtratt të barkut?
16 Ndë u kam mohuarë të-vobeqvet dëshirën' *e tyre*,
A ndë kam fyshkurë syt' e së-vesë;
17 A ndë kam ngrënë vetëmë *unë* kafshitënë t' ime,
Edhe i-varfëri nukë hëngri prej asaj;
18 (Po, që mbë të-rit t' im ky urrit me mua posi me atë,
Edhe asaj i qeshë udhëheqës që nga barku i s' im' mëje;)
19 Ndë kam parë ndonjë të humbiste, sepse s' kishte rroba,

A ndonjë të-vobek pa mbulesë;
20 Ndë mos më kanë bekuarë veshnjat' e ati,
Edhe ndë mos është ngrohurë me bashkën e delesë s' ime;
21 Ndë kam ngriturë dorënë t' ime kundrë të-varfërit,
Sepse shihnja se kisha ndihmë ndë portët;
22 Më raftë supi nga shpatulla,
Edhe m' utheftë krahu nga bërryli.
23 Sepse një prishje nga Përëndia ishte tmer për mua,
Edhe për madhërin' e ati nukë muntnjam të bënjam asgjë.

24 Edhe ndë kam vënë shpresënë t' ime ndë art,
Edhe ndë i kam thënë arit të-kthjellëtë, *Ti je* siguria ime;
25 Nde jam gëzuarë, sepse pasja ime ishte e-madhe,
Edhe sepse dora ime kishte fituarë shumë;
26 Ndë kam vënë re djellinë, kur ndritte,
A hënënë tek ecënte ndë ndriçimt të saj;
27 Edhe zëmëra ime ugënjye fshehuraj,
Edhe goja ime puthi dorënë t' ime;
28 (Edhe këjo është një panomi që mundonetë nga gjykatësitë;
Sepse dotë kisha mohuarë Përëndinë që është ndë të-lartat;)
29 Edhe ndë ugëzuashë ndë prishjet t' ati që më kishte mëri,

A ndë ugëzuashë, kur e gjeti atë e-keqe;
30 (Me të-vërtetë as gojënë t' ime nuk' e lashë të fëjenjë,
Dyke kërkuarë jetën' e ati me mallëkim;)
31 Ndë mos kanë thënë njerëzit' e tendësë s' ime,
Kush munt të gjenjë njeri që s' është nginjurë me mishrat' e ati?
32 (I-huaji nuk' e shkonte natënë jashtë ndë udhët;
Po i hapnja dyert' e mia udhëtarit;)
33 Ndë e kam mbuluarë të-shkelurit' e porosisë posi Adami,
Dyke fshehurë fajnë t' im ndë gjit t' im;
34 Sepse kisha frikë nga gjindja e-madhe,
Edhe më trëmpte të-sharët' e njerësvet,
Kaqë sa heshtnjam e nukë dilnjam nga dera . . . . .

35 Ah të kishnjam njeri të më dëgjonte!
(Na dëshërimi im është të më përgjigjetë Fuqimadhi;)
Edhe të kishnjam përfoljenë që ka shhruarë armiku im!
36 Me të-vërtetë dot'a mbanjam atë mbi supt t' im;
Dot'a lithnjam si kurorë mbi *kryet* t' im.
37 Dot' i rrëfenjam ati numërin' e çapevet të mi,
Dot' i afëroneshe ati posi *ndonjë* zotëni.

38 Ndë kělthet dheu im kundrë meje,

Edhe vijat' e ati ndë qanjënë bashkë *me atë*;
39 Ndë kam grënë pemën' e ati pa paguarë,
A ndë kam bërë zotërinjt' e ati të humpnjë-
 në jetën' e tyre;
40 Letë mbinjënë murriza ndë vëntt të grurit,
Edhe egjër ndë vëntt të elbit.

Fjalët' e Jobit umbaruanë.

## Krye 32

1 Kështu këta të tre burra pushuanë së fo-
luri Jobit, sepse ay ishte i-drejtë ndë syt të
2 ti. Atëhere undes zëmërimi i Elihujt, birit të
Baraqiil Buzitit, nga gjëria e Ramit: kundrë
Jobit undes zëmërimi i ati, sepse drejtëronte
3 vetëhen' e ti më tepërë se Perëndinë. Edhe
kundrë të tre miqvet t' ati undes zëmërimi i
ati, sepse nukë gjeninë c'të përgjigjeshinë, edhe
4 e dënuanë Jobinë. Edhe Elihuj po priste t' i
fliste Jobit, sepse ata ishinë më pleq se ay.
5 Edhe kur pa Elihuj se nukë kishte më për-
gjigje ndë gojët t' atyre tre burrave, zëmëri-
mi i ati undes.

6 Edhe Elihuj, i bir' i Baraqiil Buzitit, upër-
gjeq e tha,
Unë jam i-ri, e ju shumë pleq;
Përandaj upërmbajçë, edhe nukë kuxova të
 rrëfenj mëndjenë t' ime.
7 Thashë, Letë flasënë ditt' *e-shuma*,
Edhe shumica e vjetvet let' u mësonjënë
 *njerësvet* dituri.

8 Po ka shpirt te njeriu,
Edhe fryma e Fuqimadhit u ep atyre kupëtim.
9 Nukë janë të mëdhenjtë *gjithënjë* të-urtë;
As pleqtë ata që kupëtonjenë gjyq.
10 Përandaj thashë, Dëgjo-më-ni;
Dotë dëftenj edhe unë mëndjenë t' ime.

11 Na tek prita fjalëtë t' uaj,
I dëgjova mendimetë t' uaj,
Tek po kërkonitë ç' të thoshitë.
12 Po, u vura veshnë me kujdes,
Edhe na tek nukë mundi asndonjë prej jush t' i mbushnjë mëndjenë Jobit,
A t' u përgjigjetë fjalëvet t' ati.
13 Vështoni semos thoni, Neve kemi gjeturë dituri;
Perëndia dot' a përunjë atë, *e* nukë njeri.
14 Ay nuk' i sillte fjalët' e ti kundrë meje;
As unë nukë dot' i përgjigjem pas fjalëvet t' uaj.

15 Ata uhabitnë, nuk' i upërgjeqnë më;
Nukë kanë fjalë të thonë.
16 Edhe *duhetë* të pres, sepse ata nukë flasënë,
Sepse rrinë, e nukë përgjigjenë më?
17 Edhe unë dotë përgjigjem pjesënë t' ime,
Edhe unë dotë rrëfenj mëndjenë t' ime.
18 Sepse jam plot me fjalë;
Më ngut fryma përbrënda meje.

19 Na barku im tek është posi vera që s' është hapurë.
Është gati të pëlcasë posi kaciqë të-rinj *prej mushti.*
20 Dotë flas, që të çfryhem;
Dotë hap buzët' e mia, edhe dotë përgjigjem.
21 Nukë dotë mbanj anë, u lutem, asndonjë njeriu,
As dotë përkëdhel njeri.
22 Sepse nukë di të përkëdhel;
*Ndyshe,* Krietari im dotë më rrëmbente përnjëhere.

**Krye 33.**

1 Përandaj, o Job, të lutem, dëgjo-më tashi lëgjëratatë,
Edhe vër'-u veshnë gjithë fjalëvet të mia.
2 Na tashi tek hapa gojënë t' ime;
Gjuha ime foli ndë gojët t' ime.
3 Fjalët' e mia *dotë rrëfenjënë* drejtërin' e zëmërësë s' ime;
Edhe buzët' e mia dotë flasënë kthjellëtë atë që dinë.
4 Frym' e Perëndisë më bëri,
Edhe frym' e Fuqimadhit më dha jetë.
5 Ndë munç, përgiq-m' u;
Dil-më përpara ballë për ballë, edhe mbahu.
6 Na tek jam përpara Perëndisë si *edhe* ti;
Prej balte jam formuarë edhe unë.

7 Na tek s' të ka për të tremburë frika ime,
Edhe dora ime nukë dotë jet' e-rëndë mbi ty.

8 Ti me të-vërtetë the ndër veshët të mi,
Edhe dëgjova zën' e fjalëvet *të tua,*
9 "Gam i-qëruarë *e* pa faj;
Jam i-pafajm, as s' ka paudhëri tek unë;
10 Na tek gjen ngaja kundrë meje,
Më numëron për armik të ti;
11 Më vë këmbëtë ndë drut,
Përgjon gjithë udhët e mia."

12 Na tek dotë të përgjigjem, Mbë këtë nukë
je i-drejtë;
Sepse Perëndia është më i-math se njeriu.
13 Përse qahesh kundrë ati?
Sepse nuk' ep fjalë për asndonjë nga pu-
nërat' e tia.

14 Sepse Perëndia flet një herë,
Dy here, po njeriu nukë vë re.
15 Nd' ëndërrë, ndë të-fanriturë të natësë,
Kur bje gjum' i-rëndë mbi njerëzit,
Tek po flenë mbi shtratet *të tyre;*
16 Atëhere u hap veshëtë njerësvet,
Edhe vulos këshillënë *që u ep* atyre,
17 Që t'a kthenjë njerinë nga qëllimi *i ti,*
Edhe të nxjerrë madhështinë prej njeriut;
18 Që të prapsnjë shpirtin' e ati prej gropësë,
Edhe jetën' ë atij nga të-depërtuarët' e thi-
kësë.

19 E mundon njerinë edhe me të-dhëmbura mbi shtratt t' ati,
Edhe me kundrështime të-përheshim ndë eshtërat t' ati,
20 Kaqë sa jet' e ati mërzit bukënë,
Edhe shpirti i ati më të-dëshëruarshimenë gjellë.
21 Mishi i ati tretetë, sa s' munt të shihetë;
Edhe eshtërat' e ati, që *tjetërë herë* s' dukeshinë, dalënë jashtë.
22 Po, shpirti i ati afëronetë ndë gropët,
Edhe jet' e ati ndër ata që vrasënë.

23 Ndë undothtë me atë një ëngjëll,
Një përkhenjës, ndër një mijë një,
Që t' i rrëfenjë njeriut ç' ësht' e-drejtë për atë;
24 Atëhere *Perëndia* dotë jetë i-përdëllyershim për atë, e dotë thotë,
"Shpëto-e atë, që të mos sbresë ndë varrt;
Unë gjeta çpërblim!„
25 Mishi i ati dotë bënetë m' i-ardhangëtë se i foshnjesë;
Dotë kthenetë ndë ditt të djalëris' së ti.
26 I lutetë Perëndisë, edhe Perëndia e shikon me sy të-mirë,
Kaqë sa sheh faqen' e ati me gëzim,
Edhe i ep njeriut drejtërin' e ati.
27 Këndon përpara njerësvet, edhe thotë,
Fëjeva, edhe shtrëmbërova atë që ishte e-drejtë,

Edhe nukë më bëri dobi.
28 Shpëtoj shpirtinë t' im nga të-vaturitë ndë gropët,
Edhe jeta ime dotë shohë dritënë.

29 Na këto të-gjitha i punon Perëndia,
Dy, tri herë, me njerinë,
30 Për të kthyerë shpirtin' e ati nga gropa,
Që të ndriçonetë me dritën' e të-gjallëvet.

31 Vërë re, o Job, dëgjo-më;
Pusho, edhe dotë flas.
32 Ndë ke gjë të thuash, përgjiq-m'-u;
Folë, sepse dua të të drejtëronj.
33 Ndë mos, dëgjo-më;
Mbaj paqtimnë t' ënt,
Edhe dotë të mësonj urtësi.

**Krye 34**

1 Elihuj upërgjeq edhe më, edhe tha.
2 Pa dëgjoni fjalët' e mia, o ju të-urtë;
Edhe vi-më-ni veshnë, o ju të-mënçurë.
3 Sepse veshi çprovon fjalëtë,
Edhe qiellëza ngjëron gjellënë.
4 Letë sgjedhëmë për vetëhenë t' ënë të-drejtënë;
Letë njohëmë ndër mest t' ënë ç' është e-mira.
5 Sepse Jobi tha, "Jam i-drejtë,
Edhe Perëndia e vuri mbë nj' anë të-drejtënë t' ime;

6 Me gjithë të-drejtënë *unumëruashë* për gë-
njeshtar;
Plaga ime ësht' e-pashëruarshime, *ndonëse
jam* i-pafajm,"

7 Cili njeri është posi Jobi,
I-cili përpiu të-përqeshuritë posi ujë?
8 I-cili vete ndë shoqëri me punëtorët' e pa-
udhërisë,
Edhe ecën me njerës të-liq.
9 Sepse tha, Asndonjë dobi ka njeriu,
Që do t' i pëlqenjë Perëndisë.

10 Përandaj dëgo-më-ni, o burra të-mënçurë;
Është pun' e-pamundurë Perëndia të bënjë
të-ligë,
Edhe Fuqimadhi të bënjë paudhëri.
11 Sepse pas punës' së njeriut dot' j'a çpa-
guanjë,
Edhe dotë bënjë që çdo njeri të gjenjë pas
udhëvet te tia.
12 Po, me të-vërtetë Perëndia nukë dotë pu-
nonjë me pabesëri,
As Fuqimadhi dotë shtrëmbëronjë gjyqinë.
13 Kush e vuri atë kujdestar përmbi dhenë?
A kush e vuri ndë radhë gjithë botënë?
14 Sikur të mendonej *vetëmë* për vëtëhen' e tij,
Sikur të mblithte ndë vetëhet të tij shpirtin'
e *njeriut* e frymën' e ati,
15 Çdo mish dotë humbej përnjëhere,
Edhe njeriu dotë kthenej prapë ndë dhet.

16 Tashi ndë ke mënt, dëgjo këtë;
Dëgjo zërin' e fjalëvet të mia.
17 Mos qeveris ay që ka mëri të-drejtënë?
Edhe do të dënojsh atë që është fort tepërë
i-drejtë?
18 A gjan njeriu t' i thotë mbretit, *Ti je* i-
poshtërë?
A të-fisçimëvet, *Ju jeni* të-liq?
19 *Sa shumë më pak* ati që s'u mban anë të-
parëvet,
As nukë vështon të-pasurinë më tepërë se
të-varfërinë?
Sepse këta të-gjithë jan' pun' e duarvet t' ati.
20 Ndë një të-fillme vdesënë,
Edhe ndë mest të natësë gjindja trumbullo-
netë edhe shkon,
Edhe të-fortëtë rrëmbenenë, nukë prej dore.
21 Sepse syt' e ati janë mbi udhët të njeriut,
Edhe sheh gjithë çapet' e ati.
22 Nukë ka errësirë, as hie vdekjeje,
Ku munt të fshihenë punëtorët' e paudhë-
risë.
23 Sepse nukë ka nevojë të vështonjë njerinë
shumë kohë,
Që *ky* të vinjë ndë gjyq përpara Perën-
disë.
24 Dërrmon njerës të-fortë pa pyeturë,
Edhe vë të-tjerë ndë väntt t' atyre.
25 Sepse njeh punët' e atyreve,

Edhe përmbys ata natënë, edhe dërrmonenë.
26 Si njerës të-liq *që janë* i rreh
Nde syt të gjithë botësë;
27 Sepse ata uprornë e nukë vanë pas atij,
Edhe nukë vështuanë asndonjë nga udhet' e ati;
28 Kaqë sa bënë klithmën' e të-vobeqvet t' arrinjë tek ay,
Edhe dëgjoj klithmën' e atyre që mundonenë.
29 Kur ep të-prëjturë, kush munt t'a dënonjë?
Edhe kur fsheh faqën' e ti, kush munt t' a shohë atë?
Ose për një komp, ose për një njeri të-vetëëm, puna eshtë gjithashtu;
30 Që të mos mbretëronjë i-pabesi,
Që të mos ketë ndonjë të shtjerrë ndë kurth gjindjenë.

31 Me të-vërtetë gjan t' i thotë njeriu Perëndisë:
"Umundova, s' kam për të bërë keq *më*;
32 Atë qe nukë shoh mëso-m'a ti;
Ndë kam punuarë paudhëri, s' kam për të punuarë më?„

33 Mos dotë bënetë pas mëndjesë s' atë?
A hedhëke tej a sgjedhëke, ay dotë çpaguanjë, e jo unë;
Thuaj pra atë që di.

34 Burra të-mënçim më kanë për të thënë,

Po, çdo njeri i-urtë që më dëgjon;
35 "Jobi flet pa mënt,
Edhe fjalët' e ati s' janë me urtësi.„
36 Dhëntë Zoti që Jobi të çprovonetë gjer ndë funtt,
Sepse upërgjeq posi njerëzit' e-liq.
37 Sepse shton kryengritje ndë fajt të ti,
Mburretë ndër ne,
Edhe shumon fjalët' e ti kundrë Perëndisë.

Krye 35.

1 Edhe prapë Elihuj upërgjeq, e tha,
2 Mendon se ësht' e-drejtë këjo që the,
Jam m' i-drejtë se Perëndia?
3 Sepse the, Ç' dobi dotë jetë te mua?
C' fitim dotë kem *prej kesaj* më tepërë se prej fajit t' im?
4 Unë dotë të përgjigjem ty,
Edhe shokëvet të tu bashkë me ty.

5 Vështro lart ndë qiejt, edhe shih;
Edhe vërë re retë, të-cilatë janë më të-larta se ti.
6 Ndë fëjeve, C' punë bën kundrë ati?
Edhe ndë ushumofshinë paudhërit' e tua, ç' punë *të-keqe* i bën ati?
7 Ndë je i-drejtë, ç' i ep ati?
A ç' merr ay prej dorësë s' ate?
8 Ligësia jote *munt t' i bënjë keq* njeriut posi ty;

Edhe drejtëria jote *munt t' i bënjë mirë* të
birit të njeriut.

9 Këlthasënë nga shumica e shtrëngimtarëvet,
Thërresënë për ndihmë nga krahu i të-
fortëvet.
10 Po asndonjë nukë thotë, Ku është Perëndia,
Krietari im,
I-cili ep kënkë natënë,
11 I-cili na mëson më tepërë se shtëzët' e
dheut,
Edhe na bën më të-mënçurë se shpest' e
qiellit?
12 Atje këlthasënë, po asndonjë s' përgjigjetë,
Për madhështin' e njerësvet të-këqinj.
13 Me të-vërtetë Perëndia s' ka për të dëgju-
arë fjalë të-kotë,
As Fuqimadhi nuk' i ka për të vënë veshnë.
14 Sa shumë më pak, kur thua *se* s' e shi-
kon atë!
Gjyqi është përpara atij; përandaj kij shpe-
sënë mb' atë.
15 Po tashi, me-qënë-që nukë vështoj ndë zë-
mërimt të ti,
As vë re shumë të-sharatë.
16 Përandaj Jobi hap kot gojën' e ti;
Grumbullon fjalë pa mënt.

**Krye 36.**

1 Edhe Elihuj sgjati fjalënë, e tha,

2 Duro-më pakëzë, edhe të kam për të rrë-
fyerë;
Sepse kam edhe më fjalë për anën' e Pe-
rëndisë.
3 Dotë marr diturinë t' ime që lark,
Edhe dot' i ap të-drejtë Krietarit t' im.
4 Sepse me të-vërtetë fjalët' e mia nukë janë
të-rreme;
Përanë teje është një *njeri* i-sosurë nga
mëndja.

5 Na, Perëndia ësht' i-fortë, edhe asnjeri s'
heth poshtë;
Ësht' i-fortë ndë fuqit të diturisë.
6 Nuk' e ruan jetën' e të-ligut;
Po atyre që janë të-helmuarë u ep të-drej-
tënë.
7 Nukë heq syt' e tij nga *njerëzit'* e-drejtë,
Po i vë ata me mbretër mbi fron,
Edhe për jetë janë të-lartuarë.
8 Edhe ndë qofshinë lidhurë me hekura,
Edhe zënë ndë litarë shtrëngimi,
9 Atëhere u rrëfen atyre punën' e atyre,
Edhe fajet' e atyre, se usuallë me madhështi.
10 U hap edhe veshinë ndë mësim,
Edhe urdhëron të kthenenë prapë nga pau-
dhëria.
11 Ndë dëgjofshin' e ndë *i* shërbefshin' *ati,*
Dot' i shkonjënë ditt' e tyre ndë lumëri,
Edhe vitet' e tyre me gëzime.

12 Po ndë mos dëqjofshinë, dotë depërtonenë
prej thikësë,
Edhe dotë vdesënë ndë paditje.
13 Edhe ata që janë të-pabesë ndë zëmërët
grumbullonjënë zëmërim;
Nukë thërresënë për ndihmë, kur i lith ata.
14 Ata vdesënë ndë të-rit të tyre,
Edhe jeta e atyreve humbetë ndë mest të
të-ndyrëvet.
15 Shpëton të-shtrënguarinë ndë shtrëngimt të ti,
Edhe u hap veshët' atyre ndë mjerësit.

16 Po, dotë të heqë udhënë nga shtrëngimi
Ndë vënt të-gjerë, ku nukë ka shtrëngatë;
Edhe ç vihetë ndë truvezët t' ënde dotë jetë
plot me të-majm.
17 Po ti je plot me gjyqin' e të-liqvet;
Gjyq e gjykatë *të* kanë për të zënë.
18 Me-qënë-që ka zëmëratë, ruhu semos të
heqnjë udhënë ndë vllasfimi,
Edhe të gënjenjë me *mendimn' e* ndonjë çpër-
blese së-madhe.
19 Mos dotë jenë mjaft pasjet' e tua, *që të
mos jesh* ndë shtrëngim,
A gjithë forcat' e fuqisë *s' atë*?
20 Mos dëshëro natënë,
Kur gjindjetë këputenë ndë vëntt të tyre.
21 Ruhu, semos priresh mbë shtrëmbërit;
Sepse ti sgjodhe më tepërë këtë se shtrën-
gimnë.

22 Na Perëndia tek është i-lartë ndë fuqit të ti;
Kush është mësonjës si ay?
23 Cili j'a dëfteu atij udhën' e ati?
A cili munt t' *i* thotë, Ti punove paudhëri?
24 Kujtohu të madhëronjç punën' e ati,
Për të-cilënë këndonjënë njerëzitë.
25 Gjithë njerëzit' e shohën' atë;
Njeriu e vë re atë për-së-largu.

26 Na Perëndia tek' ësht' i-math, edhe nuk' e njohëmë;
Numëri i vjetvet t' atij është i pavëshguarshim.
27 Sepse heq lart pikat' e ujit,
Të-cilatë bënenë shi nga avulli i ati;
28 Të-cilatë i lëshonjënë retë,
Edhe pikonjënë me të-plotë mbi njerinë.
29 Po, a munt njeriu të kupëtonjë të-përhapurit' e revet,
*Edhe* kërcëllimën' e tendës' s' ati?
30 Na tek nden dritën' e ti rreth vetëhes' së ti;
Edhe mbulon fundin' e detevet.
31 Sepse me anë t' atyreve gjykon gjindjetë,
*Edhe* ep ushqim me të-tepërë.
32 Mbulon duart' e ti me vetëtimënë,
Edhe e urdhëron ku duhetë të godinjë.
33 Zër' i asaj rrëfen për atë,
Edhe shtëzëtë për *thëllimnë* që afëronetë.

**Krye 37**

1 Edhe mbë këtë dridhetë zëmëra ime,

Edhe luan nga vëndi i saj.
2 Dëgjoni me kujdes zërin' e ati të-frikshim,
Edhe gjëmimnë që del nga goja e ati.
3 E dërgon ndënë gjithë qiellinë,
Edhe vetëtimën' e tij gjer mb' anët të dheut.
4 Pas asaj uturin zë;
Bumbullin me zërin' e madhëris' se ti;
Edhe nuk' i kursen, kur zër' i ati dëgjonetë.
5 Perëndia bumbullin me zërin' e ti më mënyrë të-çudiçime,
Bën punëra të-mëdha, të-cilatë nukë munt t' i kupëtojmë.

6 Sepse i thotë dëborësë, Bjerë mbi dhet;
Gjithashtu edhe shiut të-rrefkëtë,
Edhe valëvet të shiut të-ti të-fortë.
7 Vulos dorën' e çdo njeriu,
Që t'a njohënë të-gjithë njerëzitë që ka kriuarë.
8 Atëhere *gjithë* bishatë venë ndënë të-mbuluara,
Edhe rrinë ndëpër shtrofkat të tyre.
9 Nga dhoma e mesditësë vjën furtuna,
Edhe nga goreni të-ftohëtitë.
10 Nga të fryjturit' e Perëndisë epetë akull;
Edhe të-gjerët' e ujëravet ngushtonetë.
11 Po, ngarkon me lagësirë ret' e-dëndura;
Çpërndan retë me vetëtimën' e ti;
12 Edhe ato kthenenë rrotullë ndënë udhëheqjet t' ati,

Që të bënjënë çdo që i urdhëron
Mbi faqet të botësë;
13 I bën ato të vinjënë a për mundim,
A për dhen' e tij, a për përdëllim.

14 Vërë veshnë mbë këtë, o Job;
Qëndro, e mendo punët' e-çudiçime të Perëndisë.
15 A kupëton si Perëndia i urdhëron ato,
Edhe bën të ndritnjë drita e res' së tij?
16 A kupëton të-kundrëpeshuarat' e revet,
Punërat' e ati që ësht' i-sosurë nga mëndja?
17 Si rrobat' e tua janë të-ngrohëta,
Kur dheu është i-qetë për punë *të erës'* së mesditësë?
18 A munt të ndenç bashkë me atë qëndresën' e qiellit,
E-cila ësht' e-fortë posi një pasqyrë e-derdhurë?
19 Mëso-na ç' t' i themi ati?
(Sepse) neve nukë muntmë t' i raditmë *fjalëtë* për punë t' errësirësë.

20 A dot' i epetë zë ati, se unë desha të flas?
A do njeriu të përpihetë?
21 Edhe tashi njerëzitë nukë shohënë dot dritën' e-ndriçime q' është ndë qëndresët,
Po era shkon, edhe e kthjell.
22 Nga goreni vjen ndriçim i-artë;
Te Perëndia ka lavdi të-frikshime.

23 Fuqimadhinë s' munt t'a kupëtojmë; ësht' i-çquarë ndë fuqi,
E ndë gjyq, e ndë drejtëri të-plotë; nukë shtrëngon.
24 Përandaj njerëzit' i kanë frikënë;
Asndonjë i-urtë nga zëmëra s' munt t'a kupëtonjë.

Krye 38.

1 Atëhere Zoti i upërgjeq Jobit nga era e shakullit, e tha,
2 Cili është ky që errëson këshillënë *t' ime*
Me fjalë të-marra?
3 Ngjish tashi mezinë t' ënt posi burrë;
Sepse dotë të pyes, edhe rrëfe-më.

4 Ku ishnje ti, kur hithnjam themelit' e dheut?
Thuaj-më, ndë ke kupëtim.
5 Kush vendosi, ndë di, masat' e ati?
A kush ndejti zigare mbi atë?
6 Mbë ç' gjë janë ngulurë themelit' e ati,
A kush e vuri gurin' e këndit t' ati,
7 Kur këndoninë bashkë yjt' e mëngjezit,
Edhe gjithë të bijt' e Perëndisë brohorininë?

8 A *kush* mbylli detinë me dyer,
Kur uturr e dolli nga barku *i dheut?*
9 Kur bëra renë për rrobë t' ati,
Edhe errësirën' e-dëndurë për shpargër t' ati.
10 Edhe bëra për atë urdhërinë t' im,
Edhe i vura loze e dyer,

11 Edhe thashë, Gjer këtu dotë vinjç, po jo
më tej;
Edhe këtu dotë mbetenë valët' e tua madhështore?

12 A ti urhhërove mëngjezinë ndë ditt të tua?
A e bëre agjiminë të njohë vëndin' e ti,
13 Që të zërë anët' e dheut,
Edhe të-liqtë të hidhenë tej prej ati?
14 Ndërron fytyrë posi balta ndënë vulët,
Edhe *të-gjitha* dalënë përpara posi stoli;
15 Edhe drit' e të-pabesëvet hiqetë nga ata,
Edhe krahu madhështuar dërrmonetë.

16 A ke hyrë gjer ndë burimet të detit?
A ke ecurë për të vëshguarë të-thellët' e ujit?
17 A t' uhapnë ty portat' e vdekjesë?
A ke parë ti portat' e hies' së vdekjesë?
18 A e kupetove të-gjerët' e dheut?
Trego, ndë i kupëtove këto të-gjitha.

19 Ku është udha e të-ndënjurit të dritësë?
Edhe për errësirënë, ku e ka vëndin' e saj?
20 Që t'a zësh atë ndë kufirët t' asaj,
E të çquash udhët' e shtëpis' s' asaj?
21 E njeh *këtë*, sepse atëhere ulinde!
A sepse numëri i ditvet të tua ësht' i-shumë!

22 A hyre ndë thesarët të dëborësë,
A i pe thesarëi' e breshërit,
23 Që i kam ruajturë për kohën' e shtrëngatësë,

Për ditën' e luftës' e të zënjesë?
24 Me ç' mënyrë përhapetë drita,
A derdhetë mbi dhet er' e djellë-lindjesë?
25 Kush hapi rrëke për shirat' e-forta,
A udhë për vetëtimën' e bumbullimësë,
26 Që të bjerë shi mbë vënt që s' ka njerës,
Mbë shkretëtirë që s' rri njeri,
27 Që të nginjë vëndin' e-shkretë e të-shkretuarë,
Edhe të bënjë të mbinjë bar i-njomë?

28 A ka atë shiu?
A cili i polli pikat' e vesësë?
29 Nga barku i kujt del akulli?
Edhe brymën' e qiellit kush e ka pjellë?
30 Ujëratë fshihen' *e bënenë* posi gur,
Edhe faqeja e pafundjesë ngrin.

31 A munt të lithç togun' e Pleiadësë,
A të sgithç të-lidhurat' e Orionit?
32 A munt të nxjerrç shënjëzat' e Zodiakut ndë kohët t' atyre?
A munt t' i heqç udhënë Arkturit bashkë me të bijt' e ati?
33 A njeh nomet' e qiellit?
A munt të vësh fuqin' e ati ndë dhet?
34 A munt të ngresh zërinë t' ënt gjer ndë ret,
Që të të mbulonjë shumicë ujërash?
35 A munt të dërgonjç vetëtima, që të venë,
E të të thonë ty, Na tek jemi neve?
36 Kush vuri mënt përbrënda *njeriut*?

A kush dha kupëtim ndë mëndjet?
37 Kush munt të numëronjë retë me anë të
urtësisë?
A kush munt të derthnjë botilet' e qiellit,
38 Kur balta tretet' e benetë një trup,
Edhe plisatë bashkonenë fort njëri me tje-
tërinë?
39 A dotë gjuash gjah për leoneshënë?
A dotë kënaqç ëndën' e leonëvet të-rinj,
40 Kur dergjenë ndëpër shpellat të tyre,
*Edhe* rrinë fshehurë ndë pritë?
41 Kush j'a bën gati korbit ushqimin' e ati,
Kur të-vegjëlit' e ati thërresënë mbë Pe-
rëndinë,
Edhe venë andej e këtej se s' kanë ç' të hanë?

### Krye 39.

1 A e di kohënë kur pjellënë dhit' e-egëra
ndëpër shkëmbënjt?
A munt të shënojsh kur pjellënë drerëtë?
2 A munt të numëronjç muajtë që mbushnjënë?
A e di kohënë kur pjellënë?
3 Ato kërrusenë, pjellënë të-vegjëlit' e tyre,
*Edhe* lironenë nga të-dhëmburat' e tyre.
4 Të-vegjëlit' e atyre forconenë, rritenë ndë
fushë të-hapëtë;
Dalënë, edhe s' kthenenë më tek ato.

5 Kush e dërgoj jashtë të-liruarë gomarin' e-
egërë?

A kush sgidhi të-lidhurat' e gomarit t'egërë?
6 Të-cilit shtëpi i bëra errësirënë,
Edhe vënt për të-ndënjurit' e ati dhen' e-kripurë.
7 Përqesh zallahin' e qytetit,
As dëgjon klithmën' e ati ge nget kafshëtë.
8 Maletë janë kullota e ati,
Edhe vete dyke kërkuarë çdo farë bari të-njomë.

9 A dotë jetë i-kënaqurë kau i-egërë të të shërbenjë?
A dotë dojë të rrijë ndë grashtt t' ënt?
10 A munt të lifhç kan' e-egërë me litarin' e ati për të lëruarë?
A dotë sheshonjë fushatë prapa teje?
11 A dot' i besonesh ati, sepse ka fuqi të-madhe?
A dot' i lësh atij punënë t' ënde?
12 A dot' i besonesh ati të bjerë ndë shtëpit farënë t' ënde,
Edhe të mbledhë *grurëtë* ndë lëmët t' ënt?

13 Krahët' e zok-kamilësë gëzonjënë;
*Po* a janë si krahët' e pëndët' e lejlekut?
14 Sepse *ajo* lë vet' e saj mbi dhet,
Edhe i ngroh ato ndë pluhurt,
15 Edhe harron se munt t' i thyenjë këmba,
A se munt t' i shkelnjë ato bishë e-egërë.
16 Ësht' e-ashpërë kundrë të-vegjëlëvet të saj, sikur të mos ishinë t' asaj;

Nukë ka frikë, semos i vejë mundimi mbë kot.
17 Sepse Perëndia s' i dha asaj mënt,
As i dha asaj pjesë ndë kupëtimt.
18 Kur ngrihet' e u bje krahëvet,
Përqesh kalinë edhe kalorësin' e atij.

19 Ti i ke dhënë kalit fuqin' e ati?
Ti e ke veshurë qafën' e ati me lele të-frikshime?
20 Ti e ke bërë atë të këcenjë posi karkalec?
Turfullimi i fyejvet të hundës' s' ati ësht' i-frikshim.
21 Rëmon *me këmbë* ndë fushët, edhe gëzonetë për fuqin' e ti;
Del përpara për të priturë njerëzit' e-armatosurë.
22 Përqesh frikënë, edhe nukë trëmbetë;
As kthenetë prapa përpara kordhësë.
23 Kuleta e shëgjetavet kërcëllin mbi atë,
Shtijëza e-çkëlqyerë, edhe beri.
24 Përpin dhenë nga zëmërimi e nga tërbimi,
As beson se po bje trumbetë.
25 Posa bje trumbeta, thotë, Ha! ha!
Edhe për-së-largu merr erë luftënë,
Bubullimën' e kryeushtëtorëvet, e brohorimnë.

26 Mos me anë të urtësisë s' ate fluturon lart sqifteri,
Edhe nden krahët' e ti drejt mesditësë?
27 Me urdhërinë t' ënt ngrihetë lart shqipeja,

E bën folen' e saj ndë vënde të-lartë?
28 Rri mbi shkëmpt, edhe atje ka të-ndënju-
ritë,
Mbi shkëmp të-keq, edhe ndë vënde të-
fortë.
29 Që atje përgjon gjahunë;
Syt' e atij shikonjënë për-së-largu.
30 Thëthijnë gjak edhe të-vegjëlit' e asaj;
Edhe kudo ka kërmë, atje gjëndetë *edhe ajo.*

### Krye 40

1 Zoti i upërgjeq Jobit edhe më, e tha,
2 Ay që gjykonetë me Fuqimadhinë dot'a më-
sonjë atë?
Ay që hahetë me Perëndinë letë përgjigjetë
mbë këto.

3 Atëhere Jobi i upërgjeq Zotit, e tha,
4 Na unë tek s' jam asgjë; si dotë të përgji-
gjem?
Vë dorënë t' ime mbi gojët t' ime.
5 Fola një herë, edhe nukë dotë përgjigjem më;
Po, dy herë, po nukë dotë vete më tej.

6 Atëhere Zoti i upërgjeq Jobit nga era e
shakullit, e tha,
7 Ngjish tashi mezinë t' ënt posi burrë;
Unë dotë të pyes ty, edhe ti rrëfe-më.
8 Mos do të përprishç gjyqinë t' im?
Mos do të më dënojsh, që të drejtëronesh?

9 A ke krah posi Perëndia?
Apo munt të bumbullijsh me zë si ay?
10 Stolisu tashi me madhëri e me vëjejtje;
Edhe vishu me nder e me lavdi.
11 Dirth jashtë flakën' e zëmërimit t' ënt;
Edhe shiko çdo madhështuar, *edhe* përunj-
e atë.
12 Shih çdo madhështuar, e rrëzo-e atë;
Edhe shkill të-liqtë atje ku rrinë.
13 Fshih-i ata bashkë ndë pluhurt;
*Edhe* lith faqet' e atyreve nde *vënt* të-fshe-
hëtë.
14 Atëhere edhe unë dotë të rrëfenj për ty
Se e-djathta jote munt të të shpëtonjë.

15 Shih tashi behemothinë, të-cilin' e kam bërë
bashkë me ty;
Ha bar posi ka.
16 Shiko pra, fuqia e atij është ndë mest t' ati,
Edhe forca e ati ndë mishrat të barkut t' ati.
17 Luan bishtin' e ti posi dëllinjë;
*Edhe* dejet' e kofshëvet t' ati janë gërshetuarë.
18 Eshtërat' e ati janë si shtërfyte të-ramtë;
Brinjët' e ati posi loze hekuri.
19 Ky është balli i punëvet të Perëndisë;
*Vetëme* ay që e ka bërë munt t' afëronjë
kordhën' e ti *mbi atë.*
20 Me të-vërtetë malet' i apën' ati ushqim;
Atje losnjënë gjithë bishat' e fushësë.
21 Fle ndënë drurët të xinxifevet,

Ndënë mbulesët të kallamevet edhe ndër
moçale.
22 Drurët' e xinxifevet e mbulonjën' atë me
hien' e tyre;
Shelgjet' e rrëkevet e rrethonjën' atë.
23 Shih, ndë vërshoftë lumi, nukë trëmbetë;
Ka besim ndë vetëhet të tij, edhe ndë qoftë se
Jordani fryhetë ndë gojët t' ati.
24 A mundetë njeri t'a zërë atë me fuqi fa-
qeza,
A t' i çponjë hundënë me dhokan?

## Krye 41.

1 A munt te heqç jashtë leviathaninë me
grep?
A të shtrëngonjç gjuhën' e ati me tërkuzë?
2 A munt t' i vësh ati gjalmë zhugash ndë
hundët?
A munt t' i çponjç nofulënë me grep?
3 A dotë të bënjë ty shumë të-lutura?
A dotë të flasë ty me fjalë t' ëmbëla?
4 A dotë bënjë dhiatë me ty?
A dot'a marrç atë për shërbëtuar për gji-
thënjë?
5 A dotë luajsh me atë posi me një zok?
A dot' e lithç atë për shërbëtoret' e tua?
6 A dotë bejnë tregëti me atë shoqërit' e pe-
shkatarëvet?
A dot'a ndanjënë atë ndë mest të tregëta-
rëvet?

7 A munt të mbushç lëkurën' e ati me shëgjeta,
A kryet' e ati me shijëza peshqesh?
8 Vërë dorënë t' ënde mbi atë;
Kujto luftënë; mos e bëjsh me këtë.
9 Na tek ësht' e-kotë shpresa *për të zënë* atë;
A nukë dotë gremisej *njeriu nga frika* që
posa t'a shihte atë?

10 Asndonjë s' ështe kaqë i-kuxuarshim sa të
kuxonjë t'a ngrerë atë;
Cili pra munt të qëndronjë përpara meje?
11 Kush më dha mua më përpara, që t' ja çpa-
guanj?
*Çdo që është* ndënë gjithë qiellinë është
imja.

12 Nukë dotë pushonj *pa thënë* për anët' e
trupit t' ati,
Edhe për fuqin' e ati të-madhe, edhe për
shtatin' e ati të-derdhurë bukurë.
13 Kush munt të sbulonjë faqen' e rrobës s' ati?
Kush munt të hynjë përbrënda nofullavet
t' ati me dy palë?
14 Kush munt të hapnjë dyert' e faqes' s' ati?
Rreth e rrotulë dhëmbëvet t' ati është tmer·
15 Lëforet' e ati të-forta janë mburrimi *i ati*,
Mbërthyerë bashkë me vulë të-shtrënguarë.
16 Njëra është afërë tjetërësë,
Kaqë sa *as* erë s' munt të shkonjë ndëpër
ato.
17 Janë bashkuarë njëra me tjetërënë;

Janë ngjiturë kështu, sa s' munt të çkëputenë.

18 Ndë tështinët t' ati ndrit dritë,
Edhe syt' e ati janë posi vetullat' e të-gdhirit.
19 Nga goja e ati dalënë urrë të-ndezura,
Edhe këcenjënë shkëndija zjarri.
20 Nga fyejt' e hundës' s' ati del tym,
Posi prej ene që valon a *posi* prej zhugash
*që digjenë.*
21 Frym' e ati ndes thëngjij,
Edhe flakë del nga goja e atij.
22 Ndë qafët t' ati rri fuqi,
Edhe trishtim prin përpara atij.
23 Tulupet' e mishit t' ati janë ngjiturë bashkë,
Janë të-forta mbi atë; s' munt të luanjënë.
24 Zëmëra e atij ësht' e-fortë posi gur;
Po, e-fortë posi guri i-poshtërë i mullirit.
25 Kur ngrihetë, dridhenë të-fortëtë;
Edhe nga frika ndërkrehenë.
26 Kordha e ati që i del përpara s' munt të
qëndronjë;
As shtijëza, as beri, as thuraku.
27 Hekurinë e numëron posi kashtë,
*Edhe* ramënë posi dru të-kalburë.
28 Shëgjeta s' munt t'a bënjë atë të ikënjë;
Gurët' e hobesë janë për atë posi shtupa.
29 Xhoretë numëronenë për shtupë;
Qesh mbë të-hedhurit të shtijëzësë.
30 Anët' e-poshtërme t' ati janë si gurë të-
prehëtë;

*I* shtronj *posi* svarnë mbi baltët.
31 Bën ujërat' e-thella të valonjënë posi vorvë;
Bën detinë posi *enë me* vaj ere.
32 Bën udhënë të ndritnjë prapa atij;
Dot'a pandehte njeriu thellësirën' e ujëravet për thinja të-bartha.
33 Mbi dhet s' ka posi atë;
Është bërë kështu që të mos ketë frikë.
34 Shikon çdo gjë që është e-lartë;
Është mbret përmbi gjithë bijt' e madhështisë.

### Krye 42

1 Atëhere Jobi i upërgjeq Zotit, e tha,
2 E di se munt të bëjsh të-gjitha,
Edhe se asndonjë nga qëllimet' e tu s' munt të ndaletë.
3 Kush është ky që fsheh këshillënë pa mënt?
Unë pra fola atë që nukë kupëtonja,
Punë fort të-çudiçime për mua që nuk' i dinja.
4 Dëgjo, të lutem, edhe dotë flas;
Dotë të pyes, edhe ti mëso-më.
5 Kam dëgjuarë për ty me të-dëgjuarët' e veshit,
Po tashi syri im po të sheh tynë;
6 Përandaj mërzit vetëhenë t' ime, edhe pendonem
Ndë pluhur e ndë baltë.
7 Edhe passi Zoti i foli Jobit këto fjalë, Zoti

i tha Elifaz Themanitit, Zëmërimi im undes
kundrë teje edhe kundrë të dy miqvet të
tu; sepse nukë foltë për mua të-drejtënë, posi
8 Jobi, shërbëtori im. Përandaj merrni tashi për
vetëhenë t' uaj shtatë dema edhe shtatë desh,
edhe ecëni te shërbëtori im Job, edhe bini për
vetëhenë t' uaj dhuratë të-gjithëdjegurë; e-
dhe shërbëtori im Job dotë lutetë për ju; se-
pse atë dot'a pres, që të mos u'a bënj juve
pas marrëzisë s' uaj; sepse nukë foltë për
mua atë që ësht' e-drejtë, posi shërbëtori im
Job.
9 Kështu vanë Elifaz Themaniti, e Bildad
Shuhiti, e Sofar Naamathiti, edhe bënë si i
urdhëroj ata Zoti.
10 Edhe Zoti hoqi skllavërin' e Jobit, passi
ufal *ky* për miqt' e ti; edhe Zoti i dha Jo-
bit dy herë kaqë sa kishte më përpara.
11 Atëhere erthnë tek ay gjithë të vëllezë-
rit' e ati, e gjithë të motërat' e atij, edhe
gjithë ata që e njihnin' atë më përpara, edhe
hëngrrë bukë bashkë me atë ndë shtëpit t'
ati; edhe qanë bashkë me atë, edhe e ngu-
shulluan' atë për gjithë të-këqiatë që kishte
sjellë Zoti mbi atë; edhe sicili i dhanë nga
një ergjënt, edhe sicili nga një unazë të-artë.
12 Kështu Zoti bekoj të-pastajmet' e Jobit
me tepërë se të-paratë; kaqë sa kishte ka-
trë-mbë-dhjetë mijë dhen, e gjashtë mijë
kamilla, e një mijë pëndë qe, e një mijë go-

13 mare. I lintnë ati edhe shtatë bij e tri bija
14 Edhe se-parësë j'a quajti emërinë, Jemima;
edhe emërin' e se-dytësë, Qezia; edhe emë-
15 rin' e së-tretësë, Keren-happuk. Edhe mbë
gjithë dhenë s' gjëndeshinë gra kaqë të-bu-
kura sa të bijat' e Jobit; edhe i ati u dha
trashëgim ndë mest të vëllezërvet t' atyre.
16 Paskëtaj Jobi rroj një qint e dyzet vjet,
edhe pa të bijt' e ti, edhe të bijt' e të bij-
17 vet të tij, *gjer mbë* të-katrëtinë bres. Kështu
Jobi vdiq plak e plot me dit.



# Ekklisiastiu;
# a,
# Lëçitesi.

Krye 1.

1 Fjalët' e Lëçitesit, birit të Davidit, mbre-
tit ndë Jerusalim.
2 Kotësirë kotësirash, tha Lëçitësi; kotësirë
kotësirash, të-gjitha janë kotësirë.
3 Ç' dobi ka njeriu nga githë mundimi i ti,
4 me të-cilinë mundonetë ndënë djellinë? Një
bres shkon, edhe një bres vjen; po dheu
5 mbetetë për jetën' *e jetësë.* Edhe djelli lint,
edhe djelli perëndon, edhe nxitonetë të vejë
6 ndë vëntt të ti ku lint *përsëri.* Era vete drejt
*anës' së* mesditësë, edhe kthenetë drejt gorrë-
nit; pa pushim vete dyke ardhurë rrotullë,
edhe kthenetë prapë era ndë rredhet të saj.
7 Gjithë lumënjtë venë ndë dett, edhe deti
nukë mbushetë; ndë vëntt prej të-cilit vinjë-
8 në lumënjtë, atje venë prapë. Gjithë gjer'ratë
janë plot me mundim, sa njeriu s' munt t'a
rrëfenjë; syri nukë nginjetë dyke parë, as
9 veshi nukë mbushetë dyke dëgjuarë. Ç' është

bërë, ajo dotë bënetë *prapë;* edhe ç' ka ngja-
rë, ajo dotë ngjasë *prapë;* edhe s' ka asndo-
10 një gjë të-re ndënë djellinë. ¿A ka gjë, për
të-cilinë njeriu munt të thotë, Shiko, *na* këjo
ësht' e-re? këjo ka qënë ndë jetët që kanë
11 qënë përpara nesh. Nukë ka kujtim të *bre-
zavet* që kanë qënë më parë; as dotë ketë
kujtim të *brezavet* më të-pastajm, të-cilëtë
kanë për të ardhurë ndë mest t' atyreve që
kanë për të ardhurë *më vonë.*

12 *Unë,* Lëçitësi, qeshë mbret mbi Israi-
13 linë ndë Jerusalim; Edhe vura zëmërënë
t' ime të kërkonj e të vëshgonj me urtësi
për gjithë sa bënenë ndënë djellinë; është
një pun' e-rëndë të-cilën' u'a dha Perën-
dia bijvet të njerësvet, që të stërvitenë
14 me atë. Pashë gjithë punëratë që bënenë
ndënë djellinë, edhe na tek janë të-gjitha
15 kotësirë, edhe mundim fryme.* Ajo që ësht'
e-shtrëmbërë nukë munt të bënetë e-drejtë;
edhe ato që mungonjënë s' munt të numë-
16 ronenë. Unë fola ndë zëmërët t' ime, dyke
thënë, Na tek umadhova edhe shkova nga
dituria gjithë sa kanë qënë përpara meje ndë
Jerusalim; po, zëmëra ime pat stërvitje të-
17 madhe ndë urtësit e ndë diturit. Edhe vura
zëmërënë t' ime të njoh urtësi, edhe të njoh

* A: të luftuarë pas erësë, a: të-kulloturë erë. Kështu edhe gjetkë.

marrëzi e çmënçëri; *po* kupëtova se edhe
18 këjo është mundim fryme. Sepse ndë shumë
urtësi ka shumë hidhërim; edhe ay që shton
dituri shton dhëmbje.

## Krye 2.

1 Unë thashë ndë zëmërët t' ime, Eja tashi
të të çprovon me gëzim, edhe gëzohu me të-
2 mira; po na edhe këjo qënka kotësirë. Tha-
shë për të-qëshuritë, Qënka marrëzi; edhe
për gëzimnë, Ç' dobi sjellka ky?
3 Vendosa ndë zëmërët t' ime si të gëzonj
mishinë t' im me verë, kur zëmëra ime edhe
po merrej me urtësinë, edhe të epem pas
marrëzisë, gjersa të shoh ç' të-mirë kanë të
bijt' e njerësvet që bënjënë *kështu* ndënë qie-
llinë gjithë ditt' e jetës' së tyre.
4 Bëra për vetëhenë t' ime punëra të-më-
dha; trajtova për vetëhenë t' ime shtëpira;
5 bëltova për vetëhenë t' ime vreshta; Bëra për
vetëhenë t' ime kopshte e parajse, edhe bël-
6 tova ndër ata drurë çdo farë pemësh. Bëra
për vetëhenë t' ime pelge ujërash që të ujit
me ata pyllinë e-bëltuarë me drurë.
7 Bleva shërbëtorë e shërbetore, edhe pata
shërbëtorë të-lindurë ndë shtëpit *t' ime;* pata
edhe kopera të-mëdha prej bagëtish të-
mëdha e të-vogëla, më tepërë se gjith' ata
që kishinë qënë përpara meje ndë Jerusalim.
8 Mblodha për vetëhenë t' ime edhe ergjënt

edhe ar, edhe thesarët' e-veçantë të mbre-
tërvet e të vëndevet; mblodha për vetëhenë
t' ime kënkëtorë e kënkëtore, edhe shëfrimet'
e bijvet të njerësvet, gra të-dashura fort
9 shumë. Kështu umadhova, edhe ushtova më
tepërë se gjith' ata që kishinë qënë përpara
mejë ndë Jerusalim; *mbi gjithë këto* edhe urtë-
10 sia po qëndronte tek unë. Edhe çdo që dëshë-
ruanë syt' e mi, nuk' u'a mohova; nuk' i kur-
seva zëmërësë s' ime asndonjë gëzim, sepse
zëmëra ime gëzonej mbë gjithë mundimet' e
mi; edhe këjo ishte pjesa ime nga gjithë
11 mundimet' e mi. Atëhere vura re gjithë pu-
nëratë që kishinë bërë duart' e mia, edhe
mundiminë, të-cilinë i keshe dhënë vetëhesë s'
ime për të bërë ato; edhe na të-gjitha qënke-
shinë kotësirë e mundim fryme, edhe nukë
kishte asndonjë dobi ndënë djellinë.
12 Edhe ukthyeshë të shikonj urtësinë, edhe
marrëzinë edhe çmënçërinë; (Sepse ç' *munt
të* bënjë njeriu që vjen pas mbretit? atë që
13 është bërë gjer tashi.) Edhe pashë se urtësia
e shkon marrëzinë kaqë, sa e shkon drita e-
14 rrësirënë. Syt' e të-urtit janë ndë kryet t' ati,
edhe i-marri ecën ndë errësirë; po unë e njoha
15 se një ngjarie ngan mbë të-gjithë këta. E-
dhe thashë ndë zëmërët t' ime, Si i ngan të-
marrit, kështu dotë më ngjasë edhe mua;
përse pra unë ubëshë më i-urtë? Përandaj
thashë ndë zëmërët t' ime, se edhe këjo qën-

16 ka kotësirë. Sepse nukë dotë mbetetë për-
herë kujtimi i të-urtit, as ay i të-marrit; se-
pse ndë ditt që kanë për të-ardhurë të-gji-
tha dotë jenë të-harruara. Edhe qysh *i-urti*
17 vdes si i-marri! Kështu e mërzita jetënë; sepse
punëratë që bënenë ndënë djellinë janë të-
këqia për mua; sepse të-gjitha janë kotësirë
edhe mundim fryme.
18 Edhe mërzita gjithë mundimnë që jam
munduarë ndënë djellinë; sepse duhetë t' j'a
19 lë atë njeriut që dotë jetë pas meje. Edhe
cili njeh ndë dotë jetë *ay* i-urtë a i-marrë; po
me gjithë këto dotë jetë zot mbi gjithë mun-
diminë që umunduashë, edhe me të-cilinë
dëfteva urtësi ndënë djellinë. Edhe këjo është
20 kotësirë. Përandaj un' ukthyeshë e e dësh-
përova zëmërënë t' ime për gjithë mundimnë
21 që jam munduarë ndënë djellinë. Sepse ka
njeri, që umundua me urtësi, e me dituri, e
me trimëri; edhe me gjithë këto j'a lë atë
për trashëgim një tjeterë njeriu, i-cili nuk'
umundua për atë. Edhe këjo qënka një ko-
22 tësirë edhe e-keq' e-madhe. Sepse *ç' dobi* ka
njeriu nga gjithë mundimi i ti, edhe nga
shtrëngimi i frymës' së tij, nga ajo që mun-
23 donetë ndënë djellinë? Sepse gjithë ditt' e
atij nukë janë përveç hidhërim, edhe të-për-
pjekurat' e ati dhëmbje; po, edhe natënë zë-
mëra e ati nukë ka të-prëjturë. Edhe këjo
qënka kotësirë.

24 A nuk' është më mirë për njerinë të hajë,
e të pijë, e të gëzonjë shpirtin' e tij me të-
miratë nga mundimi i tij? Edhe këtë e pashë
25 se është nga dora e Perëndisë. Sepse, *me*
*të-vërtetë*, cili munt të hajë, a cili munt të
26 ketë shëfrime më tepërë se unë? Sepse Pe-
rëndia i ep njeriut të-pëlqyerë tek ay ur-
tësi, e dituri, e gëzim; po fajtorit i ep mun-
dim, të mbledhë e të grumbullonjë, që t' j'a
apë ati që ësht' i-pëlqyerë përpara ati. Edhe
këjo është një kotësirë edhe mundim fryme.

**Krye 3.**

1 Për çdo gjë ka kohë, edhe kohë për çdo
punë ndënë qiellinë.
2 Ka kohë për të lindurë, edhe kohë për
të vdekurë; kohë për të mbjellë, edhe kohë
3 për të çkulurë atë që umbuall; Kohë për të
vrarë, edhe kohe për të shëruarë; kohë për
4 të prishurë, edhe kohë për të trajtuarë; Ko-
hë për të qarë, edhe kohë për të qeshurë;
kohë për të mbajturë zi, edhe kohë për të
5 këcyerë; Kohë për të hedhurë tej gurë, edhe
kohë për të mbledhurë gurë; kohë për të
pushtuarë, edhe kohë për të ularguarë nga
6 të-pushtuarëtë; Kohë për të kërkuarë, e ko-
hë për të humburë; kohë për të ruajturë, e-
7 dhe kohë për të hedhurë; Kohë për të çjerë,
edhe kohë për të qepurë; kohë për të he-
8 shturë, e kohë për të folurë; Kohë për të

dashurë, e kohë për të pasurë çmir; kohë
për luftë, e kohë për paqtim.
9 Ç' dobi ka ay që punon nga *gjithë* mun-
10 dimet' e ti? E pashë mundimnë që u dha
Perëndia të bijvet të njerësvet që të stërvi-
11 tenë me atë. Çdo gjë e bëri të-bukurë ndë
kohët të saj; vuri edhe botënë ndë zëmërët
t' atyre, po njeriu s' munt të vëshgonjë që
ndë kryet *e* gjer ndë funtt punënë që bëri
12 Perëndia. Njoh se nukë ka asgjë më të-mirë
për ata veç se të gëzonenë edhe të bënjënë të-
13 mirë ndë jetët të tyre. Edhe se çdo njeri të
hajë e të pijë, e të gëzonetë me të-mira nga
gjithë mundimi i tij, është dhurëti nga Perën-
dia.
14 Njoh se çdo që bën Perëndia dotë jetë
për jetë; asgjë s' munt të shtonetë tek ajo,
e asgjë *s' munt* të merretë prej asaj; edhe Pe-
rëndia e bëri këtë që njerëzitë të kenë frikë
15 përpara ati. Ajo që është ka qënë gjithënjë;
edhe ajo që dotë bënetë ka qënë *gjer* tashi;
edhe Perëndia kërkon prapë ato që kanë
shkuarë.
16 Pashë edhe ndënë djellinë, ndë vëntt të
gjyqit, se ligësia ësht' atje; edhe ndë vëntt
17 të drejtësirë, se ligësia esht' atje. Unë thashë
ndë zëmërët t' ime, Perëndia dotë gjykonjë
të-drejtin' edhe të-ligunë; sepse ka kohë a-
tje për çdo gjë e për çdo punë.
18 Thashë ndë zëmërët t' ime për gjëndjen'

e të bijvet të njerësvet, se Perëndia dot' i
çprovonjë ata, edhe dotë shohënë vetë se ja-
19 në shtëzë. Sepse ajo që u ngjet njerësvet u
ngjet *edhe* shtëzëvet; po, një gjë u ngjet a-
tyreve; sikundrë vdes njëri, ashtu vdes *edhe*
tjetëri; po, të gjithë kanë gjithatë firomë; e-
dhe njeriu mbë asgjë s' është m' i-lartë se
20 shtëza; sepse të-gjitha janë kotësirë. Të-gji-
tha venë ndë gjithatë vënt; të-gjitha janë
prej balte, edhe të-gjitha kthenenë prapë
21 ndë baltë. Cili di, ndë fryma e njeriut ngji-
tetë lart, edhe ndë fryma e shtëzësë sbret
22 poshtë ndë dhet? Pashë pra se nukë ka
gjë më të-mirë veç se njeriu të gëzonetë
ndë punërat të ti; sepse këjo është pjesa
e ati; sepse cili dot'a bjerë *prapë* atë që të
shohë ç' dotë bënetë pas atij?

## Krye 4.

1 Pastaj ukthyeshë edhe pashë gjithë pa-
udhëritë që bënenë ndënë djellinë; edhe na
lott' e atyre që pësonjënë paudhëri, edhe s'
kishte kush t' i ngushëllonjë; edhe fuqia ishte
nga an' e atyreve që bënjënë keq, po ata s'
2 kishte kush t' i ngushëllonjë. Përandaj unë
lumërova të-vdekuritë që kanë vdekurë më
3 tepërë se të-gjallëtë që edhe po rronjënë. Më
i-mirë se këta të dy është ay i-cili nukë ka
qënë edhe, i-cili nukë ka parë punërat' e-
këqia që bënenë ndenë djellinë.

4 Pastaj pashë edhe tërë mundiminë edhe çdo
punë që vete mbarë, se për këtë njeriu është
ndënë cmir prej të-afërmit të ti. Edhe këjo
5 është kotësirë edhe mundim fryme. I-marri
6 lith duart' e ti, edhe ha mishërai' e ti. Më
mirë është një grusht *gjëje* me prëje, se dy
grushte, me mundim e me shtrëngim fryme.
7 Prapë ukthyeshë, edhe pashë kotësirë
8 ndënë djellinë. Ka njeri që është i-vetëmë, e-
dhe s' ka të-dytë; po, s' ka as bir as vëlla;
po me gjithë këto nukë ka funt të gjithë
mundimit *t' ati*, as syt' e ati janë të-kënaqurë
me pasje; nukë *thotë*, për cilinë pra mundo-
nem, edhe e shter shpirtinë t' im së-mirash?
Edhe këjo është kotësirë, po, është pun' e-
keqe.
9 Më mirë janë dy veta se një; sepse kanë
një çpagim të-mirë për mundimin' e tyre.
10 Sepse ndë rënçinë, njëri dotë ngrerë shokun'
e ti; po mjerë ay që është i-vetëmë, i-cili,
11 ndë rëntë, nukë ka njeri që t'a ngrerë. Pra-
pë, ndë flejçinë dy bashkë, atëhere ngrohenë;
12 po një *i-vetëmë* si munt të ngrohetë? Edhe
ndë një njeri del i-fortë kundrë atij që është
i-vetëmë, të dy dotë muntnjënë të qëndro-
njënë kundrë atij; edhe një litar i-dredhurë
tremëzaj s' këputetë kollaj.
13 Më i-mirë është një djalë i-vobek e i-
urtë se një mbret plak e i-marrë, i-cili nukë
14 di të presë më këshillë. Sepse ay doli nga

burgu që të mbretëronjë, po ky, ndonëse u-
15 lint mbret, bënetë i-vobek. Pashë gjithë të-
gjallëtë që ecënënë ndënë djellinë se ishinë
me djalinë, *me* të-dytinë, i-cili hipi ndë vëntt
16 t' ati. Nukë kishte funt të gjithë gjindjesë edhe
të gjithë atyreve, përmbi të-cilëtë ishte ay;
po më gjithë këto ata që dotë vinjënë pas
nukë dotë gëzonenë mb' atë. Me të-vërtetë
edhe këjo qënka kotësirë, edhe mundim
fryme.

**Krye 5.**

1 Ruaj këmbënë t' ënde, kur vete ndë shtë-
pit të Perëndisë; sepse është më mirë të
aféronesh që të dëgjonjç se të bjesh kur-
banët' e të marrëvet; sepse këta nukë dinë
2 se bëjnë të-keqe. Mos unxito me gojënë t'
ënde, edhe zëmëra jote letë mos nxitonetë
të flasë fjalë përpara Perëndisë; sepse Pe-
rëndia është ndë qiellt, edhe ti mbi dhet;
3 përandaj fjalët' e tua letë jenë të-paka. Se-
pse ëndërra vjen me shumicën' e turbulli-
mevet, edhe zëri i të-marrëvet, me shumicën'
e fjalëvet.

4 Kur kushtonesh kusht * te Perëndia, mos
mëno t'a mbushç atë; sepse ay nuk' i pël-
5 qen të-marrëtë; ep atë që ukushtove. Sepse
është më mirë të mos kushtonesh, se të

* A: Kur taks të-taksurë.

kushtonesh e të mos *e* mbushç *kushtinë.*
6 Mos e lërë gojënë t' ënde të bënjë mi-
shinë t' ënt të fëjenjë; as mos thuaj përpara
ëngjëllit, se ubë me të-lajthiturë; përse të
zëmëronetë Perëndia me fjalënë t' ënde, edhe
7 të prishnjë punën' e duarvet të tua? Sepse
ndë shumicët të ëndërravet, e ndë shumicët
të fjalëvet, ka kotësira; po ti i kij frikë Pe-
rëndisë.
8 Nde pafsh ndë një vënt se i bënetë shtrën-
gim të-vobegut, edhe se gjyqi e drejtëria
shtrëmbëronenë, mos uçudit për këtë gjë;
sepse një m' i-lartë se të-lartëtë shikon me
9 kujdes, edhe ka më të-lartë se ata. Pronja
e dheut është për të gjithë; *edhe vetë* mbre-
ti shërbenetë prej arësë.
10 Ay që do ergjëndinë nukë dotë nginjetë
me ergjënt, as ay që do pasjenë me të-shtu-
11 arët' e gjësë; edhe kejo qënka kotësirë. Kur
shtonenë të-miratë, shtonenë *edhe* ata që i
han' ato; edhe c' dobi është mb' ata *që i*
*kanë* ato, përveç se t' i shohënë ato me syt'
12 e tyre? Gjumi i ati që punon ësht' i-ëmbelë, do
pak ha, do shumë; po të-nginjurit' e të-pa-
shurit nuk' e lë atë të flerë.
13 Ka një gjë të-tmeruarë që pashë ndënë
djellinë, do-me-thënë, pasjetë ruhenë prej
14 atyreve që i kanë për dëm të tyre; Edhe
këto pasje humbenë prej ngjarjeje së-keqe;
edhe ndë ka pjellë djalë, ky nukë ka asgjë

15 ndë duart të tia. Sikundrë dolli nga barku
i s' ëmësë, lakuriq dotë shkonjë prapë, *ashtu*
sikundrë erdhi; nukë dotë marrë asgjë prej
mundimit të tij, që t'a ketë ndë dorët të
16 ti. Edhe këjo gjithashtu është një e-keqe
e-tmeruarë, se së-gjithash sikundrë erdhi,
kështu dotë shkonjë; edhe ç' dobi është mb'
17 atë se umundua për erënë? Edhe gjithë ditt'
e tia ha nd' errësirë, e me shumë hidhërim,
e me sëmundje e me zëmërim.
18 Na seç pashë unë *gjë* të-mirë; është gjë
e-pëlqyerë për njerinë gjithë ditt' e jetës' së
tij që i dha Perëndia të hajë e të pijë, e t' u
gëzonetë të-miravet ndë mest të gjithë mun-
dimit të tij që umundua ndënë djellinë; se-
19 pse këjo është pjesa e atij. Edhe çdo njeriu,
të-cilit i dha Perëndia pasje e kamje, edhe
i dha fuqi të hajë prëj atyreve, edhe të marrë
pjesën' e tij, edhe të gëzonetë ndë mundimt
20 të ti, këjo është dhuratë Perëndie. Sepse
nukë dotë kujtonjë shumë ditt' e jetës' së ti;
sepse Perëndia i përgjigjetë ndë zëmërët me
anë gëzimi.

## Krye 6.

1 Ka një të-keqe që kam parë ndënë dje-
llinë, edhe këjo është e-rëndë për njerinë;
2 Ka njeri, të-cilit Perëndia i dha pasje, *e* ka-
mje, e nder, kaqë sa të mos i shteretë shpir-
tit t' atij asgjë nga gjithë sa dëshëron; po

Perëndia nuk' i ep fuqi të hajë prej atyreve,
edhe i-huaj i ha ato. *Edhe* këjo është kotësirë
3 edhe është sëmundje e-keqe. Ndë pjelltë njeri
një qint *fëmijë*, edhe të rronjë shumë vjet,
kaqë sa ditt' e vjetvet t' ati të bënenë të-
shuma, po shpirti të mos i nginjetë me të-
mira, edhe të mos ketë *nderinë* të varrosetë,
them se një i-lindurë pa kohë eshtë më i-
4 mirë se ay; Sepse vjen ndë kotësirë, edhe
shkon ndë errësirë, edhe emëri i ati mbulo-
5 netë me errësirë; Nukë pa djellinë, as e njo-
hu atë; ky ka prëje më tepërë se ay tjetëri;
6 Po, edhe ndë rroftë *ky* dy herë një mijë vjet,
po pa ugëzuarë së-mire; a nukë venë të-
7 gjithë ndë gjithatë vënt? Gjithë mundimi i
njeriut është për gojën' e ati, edhe me gjithë
8 këto oreksi *i ati* nukë nginjetë. Sepse ç' fi-
tim ka i-urti më tepërë nga i-marri? a ç' *fi-
tim* ka njeriu i-vobek, i cili di të ecënjë për-
9 para të-gjallëvet? Sepse është më mirë njeriu
të shohë me sytë se të jet' i-gënjyerë ndë
dëshirët; edhe këjo është kotësirë edhe mun-
dim fryme.
10 Çdo që është bërë, emëri i është dhënë
prej shumë kohe, edhe ësht' e-diturë se këjo
*gjë* është njeriu, i-cili nukë munt të hahetë
11 me atë që është m' i-fortë se ay. Me-qënë-që
ka shumë gjer'ra që shtonjënë kotësirë, ç'
12 të-mirë ka njeriu? Sepse cili di ç' ësht' e-
mirë për njerinë ndë jetët gjithë ditt' e jetës'

s' atij së-kotë, të-cilatë i shkon si hie? sepse
cili munt t' i thotë njeriut ç' dotë jetë pas
atij ndënë djellinë?

## Krye 7.

1 Një emër *i-mirë* është më i-mirë se vaj
ere i-pacëmuarë; edhe dita e vdekjesë më e-
mirë se dita e të-lindurit.
2 Është më mirë të vejë njeriu ndë shtëpi
zie se të vejë ndë shtëpi shëfrimi; sepse atje
është fundi i gjithë njerësvet, edhe i-gjalli
dot'a vër' *atë* ndë zëmërët të ti.
3 Hidhërimi është më i-mirë se të-qeshuritë;
sepse me të-vrërët' e fytyrësë zëmëra bënetë
e-gëzuarë.
4 Zëmëra e të-urtëvet është ndë shtëpit të
zisë: po zëmëra e të-marrëvet është ndë
shtëpit të shëfrimit.
5 Është më mirë për njerinë të dëgonjë qër-
timn' e të-urtit, se të dëgjonjë kënkët' e të-
marrëvet.
6 Sepse sikundrë është zëri i gjëmbavet
ndënë vorvët, kështu është të-qeshurit' e të-
marrit. Edhe këjo është kotësirë.
7 Pa fjalë shtrëngata e bën të-urtinë të-
marrë; edhe dhurata e prish mëndjenë.
8 Më i-mirë fundi i çdo gjëje se të-nisurit'
e asaj; më i-mirë i duruarshimi ndë shpirtt
se madhështori ndë shpirtt.

9 Mos unxito ndë frymët t' ënde të zëmë-
ronesh; sepse zëmërimi prëhetë ndë gjit të
të-marrëvet.
10 Mos thuaj, Cila është ngaja, për të-cilënë
ditt' e-shkuara ishinë më të-mira se këto?
sepse nukë pyet me urtësi për këtë.
11 Urtësia ësht' e-mirë si trashëgimi; po, më
e-dobishime për ata që shohënë djellinë.
12 Sepse urtësia është mburonjë, si është
mburonjë ergjëndi; po vëjëjtja e diturisë
është, se urtësia e ruan jetën' e ati që e ka.
13 Vërë re punën' e Perëndisë; sepse kush
munt t'a bënjë të-drejtë atë që Perëndia e
bëri të-shtrëmbërë?
14 Nde ditët të mbrothësisë gëzohu; edhe
ndë ditët të prapësisë vërë re; Perëndia bëri
njërënë brinjë për brinjë me tjetërënë, që të
mos gjenjë njeriu asgjë që dotë jetë pas
atij.
15 Të-gjitha këto i pashë ndë ditt të kotë-
sirësë s' ime; ka të-drëjtë i-cili humbetë ndë
drejtërit të ti; edhe ka të-lik i-cili sgjat *je-
tën' e tij* nde ligësit të ti.
16 Mos ij i-drejtë me të-tepërë; as mos bëj
vetëhenë t' ënde të-urtë me të-tepërë; përse
të humpç vetëhenë t' ënde?
17 Mos ij i-lik me të-tepërë, as mos ubëj i-
marrë; përse të vdesç përpara kohësë s' atë?
18 Është mirë t'a mbajsh këtë, edhe nga
ajo të mos heqç dorënë t' ënde; sepse ay

që i ka frikë Perëndisë dotë shpëtonjë nga
këto të-gjitha.
19 Urtësia e forcon të-urtinë më tepërë se
dhjetë urdhëronjës që janë ndë një qytet.
20 Me të-vërtetë nukë ka mbi dhet njeri të-
drejtë, i-cili të bënjë mirë, e të mos fëjenjë.
21 Edhe mos vërë re gjithë fjalëtë që thu-
henë; që të mos dëgjonjç shërbëtorinë t' ënt
22 të të mallëkonjë; Sepse edhe zëmëra jote e
di se shumë herë ti vetë gjithashtu ke ma-
llëkuarë të-tjerë.
23 Gjithë këto i çprovova me urtësi; thashë,
Dotë bënem i-urtë; po këjo ulargua prej meje.
24 Çdo gjë që është lark, edhe me të-tepërë
e-thellë, kush munt t'a gjenjë?
25 Unë ukthyeshë e vura zëmërënë t' ime të
mësonj e të vështgonj e të kërkonj urtësin' e
fjalën' *e punëravet*, edhe të njoh ligësin' e
26 marrëzisë, e marrëzin' e çmënçërisë. Edhe
gjeta një gjë më të-hidhurë se vdekjenë, *edhe
kejo është* gruaja, zëmëra e së-cilësë është
dhokanë e rrieta, *edhe* duart' e së-cilësë janë
vargje; ay që është i-pëlqyerë te Perëndia dotë
shpëtonjë; po fajtori dotë zihetë prej asaj.
27 Na, këtë gjeta, tha Lëçitësi, *dyke vështguarë*
gjer'ratë një nga një, që të gjenj fjalënë;
28 Të-cilënë edhe po e kërkon shpirti im, po
nuk' e gjenj. Mbë një mijë gjeta një burrë;
po grua ndë mest të gjithë këtyre *gravet*
nukë gjeta *asnjë*.

29 Na, vetëmë këtë gjeta, se Perëndia e bëri
njerinë të-drejtë; po ata kërkuanë shumë
gër'ra të-ra.

**Krye 8.**

1 Cili është si i-urti? edhe cili njeh të-për-
hapurit' e gjër'ravet? Urtësia e njeriut e bën
faqenë të ndrinjë, edhe ashpërimi i faqesë
ndërronetë.
2 *Të këshillonj* të ruanjç porosin' e mbretit,
3 edhe këtë për ben' e Perëndisë. Mos unxito
të ikënjç që përpara ati; mos qëndro ndë
4 punë të-ligë; sepse ay ç' të dojë bën. Sepse
fjala e mbretit *ka* fuqi, edhe cili dot' i thotë
ati, Ç' po bën?
5 Ay që ruan porosinë, nukë dotë pësonjë
gjë të-keqe; edhe zëmëra e njeriut të-urtë e
6 çquan kohën' edhe mënyrënë. Sepse mbë
çdo punë ka kohë e mënyrë; përandaj mje-
7 rësia ësht' e-madhe mbi njerinë; Sepse nukë
di ç' dotë bënetë, edhe cili munt t' i rrëfenjë
ati si dotë bënetë?
8 Nukë ka njeri që të ketë fuqi mbë fry-
mënë, që t'a mbanjë frymënë; as s' ka *njeri
që të ketë* fuqi mbi ditën' e vdekjesë; edhe
ndë *këtë* luftë s' ka të-shpëtuarë, as ligësia
dot'a shpëtonjë atë që është dhënë tek ajo.
9 Të-gjitha këto i pashë, edhe e vura mën-
djenë t' ime pas çdo gjëje që bënetë ndënë
diellinë; ka kohë kur një njeri ka fuqi mbi

10 tjetërë njeri për dëm të vetëhes' së tij. Edhe
kështu pashë të-liqtë të varrosenë, të-cilët'
erdh' e shkuanë nga vëndi i-shënjtëruarë, e-
dhe uharruanë ndë qytett ku kishinë bërë
kështu. Edhe këjo është kotësirë.
11 Me-qënë-që vendimi kundrë punës' së-
keqe nukë bënetë me të-çpejtë, përandaj
zëmëra e bijvet të njerësvet ësht' e-kuxuar-
12 shime të bënjë keq. Ndonëse fajtori bën një-
qint here keq, edhe ka *dit* të-gjata, po unë
me të-vertetë di se dotë kenë të-mirë ata që
i kanë frikë Perëndisë, ata që kanë frikë për-
13 para atij; Po i ligu nukë dotë ketë të-mirë,
as dotë ketë dit të-gjata, të-cilatë janë posi
hie; sepse nukë ka frikë përpara Perëndisë.
14 Ka një kotësirë e-cila bënetë përmbi dhet;
ka njerës të-drejtë, të-cilëvet u ngjet si-
pas punëravet të të-liqvet; edhe ka njerës të-
liq, të-cilëvet u ngjet sipas punëravet të të-
drejtëvet. Thashë se edhe këjo është kotë-
15 sirë. Përandaj unë lëvdova gëzimnë; sepse
për njerinë ndënë djellinë nukë ka më të-
mirë gjë veç se të hajë, e të pijë, e të gë-
zonetë; sepse këjo dot' i mbetet' atij nga
mundimi i tij *gjithë* ditt' e jetës' së tij, të-
cilatë Perëndia i dha ati ndënë djellinë.
16 Kur vura zëmërënë t' ime të njoh urtë-
sinë, edhe të shoh punëratë që bënenë për-
mbi dhet, (sepse *njeriu* as diten' as natënë
17 nuk' u ep gjumë syvet të tij;) Atëhere pa-

shë gjithë punën' e Perëndisë, se njeriu nu-
kë munt të gjenjë punënë që bënetë ndënë
djellinë; sepse sado që të mundonetë njeriu
dyke kërkuarë, nukë dot'a gjenjë; po e-
dhe i-urti ndë mendon se dot'a njohë, nukë
dotë muntnjë t'a gjenjë atë.

## Krye 9.

1 Sepse gjithë këtë e mendova ndë zëmë-
rët t' ime që t'a vëshgonj gjithë këtë, se të-
drejtëtë, edhe të-urtëtë, edhe punërat' e a-
tyre, janë ndë dorët të Perëndisë; njeriu nukë
njeh ndë është dashuri a cmir ndë gjithë
2 këto që janë përpara atyreve. Gjithë këto nga-
sënë gjithashtu mbë gjithë *njerëzitë*; gjithajo
ngan *edhe* të i-drejti edhe te i-ligu; te i-miri
edhe te i-kthjellëti, edhe te i-ndyri; te ay që
ther kurbanë edhe te ay që nukë ther kur-
banë; si është i-miri, kështu *edhe* i-ligu; si
ay që bën be, kështu *edhe* ay që ka frikë
nga beja.
3 Këjo është e-keqe ndër gjithë ato që bë-
nenë ndënë djellinë, se një gjë ngan mbë të-
gjithë; po, edhe zëmëra e të bijvet të nje-
rësvet është plot me ligësi, edhe marrëzia
ështe ndë zëmërët t' atyre gjersa rronjënë
4 edhe pastaj *venë* ndë të-vdekurit. Sepse për
atë që është *edhe* ndë mest të gjithë të-gja-
llëvet ka shpresë; sepse një qën i-gjallë vë-
5 jen më shumë se një leon i-ngordh urë. Se-

pse të-gjallëtë dinë se dotë vdesënë; po të-
vdekuritë nukë dinë asgjë, as nukë kanë më
6 çpagim; sepse kujtimi i atyre uharrua. Gjith-
ashtu edhe dashuria e atyre,edhe cmiri i atyre,
edhe nakari i atyre, tashi janë humburë; edhe
për jetën' e jetësë nukë dotë kenë më pjesë
mbë asndonjë gjë që bënetë ndënë djellinë.
7 Shko, ha me gëzim bukënë t' ënde, edhe
pi verënë t' ënde me zëmërë të-gëzuarë; se-
pse tashi Perëndia i ka të-pritura punërat' e
8 tua. Mbë çdo kohë rrobatë t' ënde letë jenë
të-bardha, edhe vaj letë mos shteretë prej
9 kokësë s' atë. Rro i-gëzuarë me gruanë që
do giithë ditt' e jetës' së kotësirësë s' atë që
të janë dhënë ndënë djellinë, gjithë ditt' e
kotësirësë s' atë; sepse këjo është pjesa jote
ndë jetët edhe ndë mundimt që mundonesh
10 ndënë djellinë. Çdo që gjen dora jote për të
bërë, bëj-e me fuqinë t' ënde; sepse nukë ka
punë, as mendim, as dituri, as urtësi, ndë
varrt ndë të-cilët vete.
11 Ukthyeshë, edhe pashë ndënë djellinë, se
të-suluritë nukë është e këmbë-çpejtëvet, as
lufta e të-fortëvet, po as buka e të-urtëvet
po as pasjetë e të-mënçurëvet, po as hiri i
të-vëjejturvet; sepse koha edhe fati kanë të
12 bënjënë ndë gjithë këta. Sepse edhe njeriu
nuk' e njeh kohën' e ti; sikundrë pishqetë që
zihenë ndë rrietë të-keqe, edhe sikundrë
shpestë që zihenë ndë dhokan, kështu *edhe* të

bijt' e njerësvet zihenë ndë dhokan ndë kohë
të-keqe, kur këjo papandehuraj vjen mbi ata.
13 Pashë edhe *këtë* urtësi ndënë djellinë pas
14 kësaj mënyre, edhe m' uduk e-madhe; Ishtë
një qytet i-vogëlë, edhe pak burra nd' atë;
edhe erdhi kundrë asaj një mbret i-math, e-
dhe e qerthëlloj atë, edhe ndërtoj fortesa të-
15 mëdha kundrë atij. Po ugjënt nd' atë një
njeri i-vobek, *po* i-urtë, edhe ay me urtësin'
e tij shpëtoj qytetnë; me gjithë këto asnjeri
16 s' e kujtoj atë njeri të-vobek. Atëhere tha-
shë, Urtësia qënka m' e-mirë se fuqia, me-
gjithë-që urtësia e të-vobegut nukë zihetë
për gjë, edhe fjalët' e ati nukë dëgjonenë.
17 Fjalet' e të-urtëvet *që flitenë* me paqtim
dëgjonenë më tepërë se të-bërtiturit' e ati që
18 mbretëron ndë mest të të-marrëvet. Urtësia
është më e-mirë se armët' e luftësë; po një
fajtuar prish të-mira të-mëdha.

Krye 10.

1 Mizat' e ngordhura e bënjënë vajn' e erë-
bërësit të nxjerrë erë të-keqe; *kështu* një e-
vogëlë marrëzi e humbet atë që është i-nde-
ruarë për urtësin' e nderin' *e tij.*
2 Zëmëra e të-urtit është ndë *dorët* t' ati
të-djathtë; po zëmëra e të-marrit ndë të-
3 mëngjërët t' ati. Edhe kur ecën i-marri ndë
udhët, i shteretë mëndja, edhe u thotë të-
gjithëve *se* ësht' i-marrë.

4 Ndë ungrittë fryma e urdhëratësit kundrë
teje, mos e lërë vëndinë t' ënt; sepse ëmblë-
sira u'a pret udhënë fajeve të-mëdhenj.
5 Ka një të-keqe që pashë ndënë djellinë,
një të-lajthiturë, *them*, që vjen nga urdhëra-
6 tësi; *Se* marrëzia vihetë ndë lartësira të-më-
dha, edhe i-pasuri rri ndë vënt të-poshtërë.
7 Pashë shërbëtorë mbi kuaj, edhe zotërinj
dyke ecurë si shërbëtorë mbi dhet.
8 Ay që mih gropë, dotë bjerë nd' atë; e-
dhe atë që prish garth gjarpër dot'a kafsho-
9 një. Ay që luan gurë nga vëndi, prej atyreve
dotë shohë dëm; edhe ay që çan dru, prej
atyreve dotë gjëndetë ndë rrëzik.
10 Ndë qoftë së hekuri s' ësht' i-mbrehurë,
edhe asndonjë s' e mbreh presjen' *e ati*, atë-
here njeriu duhetë të përdornjë më tepërë
fuqi; po urtësia ësht' e-dobishime për të he-
qurë udhënë.
11 Ndë kafshon gjarpëri pa umagjepsurë, e-
dhe çpifësi nuk'është m' i-mirë.
12 Fjalët' e gojës' së njeriut të-urtë janë
*plot* me hir; po buzët' e të-marrit vetë atë
13 dot'a kollofitnjënë. Të-nisurit' ë fjalëvet të
gojës' s' atiështë marrëzi, edhe fundi i ku-
vëndit t' atiështë të-çmëndurë të-dëmshim.
14 I-marri shumon fjalëtë; *po* njeriu nukë di se
ç' dotë bënetë; edhe ç' dotë bënetë pas ati,
cili munt t' i rrëfenj' ati?

15 Mundimi i të-marrëvet i loth ata, sepse
nukë di si të vejë ndë qytett.
16 Mjerë ti, o vënt, kur mbreti yt është djalë,
edhe të-parët' e tu hanë *që* ndë mëngjest!
17 Lum ti, o vënt, kur mbreti yt është bir i
*njerësve* të-fisçim, edhe të-parët' e tu hanë
ndë kohët që duhetë, për të marrë fuqi, e jo
që të dehenë!
18 Për përtimn' e-shumë pulazi rrëzonetë, e-
dhe për përtimn' e duarvet shtëpia pikon.
19 Gostia bënetë për shëfrim, edhe vera e
gëzon jetënë; edhe ergjëndi përgjigjetë mbë
çdo gjë.
20 Mos mallëko mbretnë, as ndë mëndjet t'
ënde; edhe mos mallëko të-pasurinë *as* ndë
dhomët t' ënde që fle; sepse shpesi i erësë
dot'a shpjerë zënë *t' ënt*, edhe ajo që ka
krahë dot'a rrëfenjë punënë.

**Krye 11.**

1 Hidh-e bukënë t' ënde mbi faqet t' ujëra-
vet; sepse pas shumë ditve *prapë* dot'a
gjenjç atë.
2 Ep-u pjesë shtatë *njerësve*, po, edhe tetë
*njerësve*; sepse ti nukë di ç' e-keqe *munt* të
bënetë mbi dhet.
3 Ndë qofshinë retë të-mbushura me shi,dotë
sbrazenë mbi dhet; edhe një dru, ndë rëntë
nga an' e mesditësë, a nga an' i veriut, ndë
vëntt që dotë bjerë druri, atje dotë gjëndetë.

4 Ay që vë re erënë, nukë dotë mbjellë;
edhe ay që vë re retë, nukë dotë korrnjë.
5 Sikundrë ti nukë di cila është udha e erësë,
*as* si *rritenë* eshtëratë ndë shtratt t' asaj që
është e-mbarsurë, kështu nukë di punën' e
Perëndisë, i-cili bën të-gjitha.
6 Ndë mëngjest mbill farënë t' ënde, edhe
mbrëmanet mos mbaj pa punë dorënë t' ën-
de; sepse nukë di cila dotë vejë mbarë, këjo
a ajo, a ndë edhe të dyja dotë jenë gjitha-
shtu të-mira.
7 Me të-vërtetë drita është e-ëmbëlë, edhe
pun' e-pëlqyerë për sytë të shohënë djellinë.
8 Edhe ndë rroftë njeriu shumë vjet, letë gëzo-
netë ndë *kohët* të gjithë *këtyre* vitve; po letë
kujtonjë *edhe* ditt' e errësirësë, të-cilatë dotë
jenë të-panumëruara. Gjithë sa bënenë janë
kotësirë.
9 Gërohu, o djalosh, ndë të-ritt t' ënt; edhe
zëmëra jote letë të gëzonjë ndë ditt të dja-
lërisë s' ate, edhe ecë pas dëshirës' së zë-
mërësë s' atë, edhe pas të-pamit të syvet të
tu; po di-e se për gjithë këto gjer'ra Perën-
10 dia dotë të sjellë ndë gjyq. Hiq pra hidhë-
rimnë nga zëmëra jote, edhe largo ligësinë
nga mishi yt; sepse djalëria edhe m' e-mira
kohë e jetësë janë kotësirë.

## Krye 12.

1 Edhe Krietarinë t' ënt kujto-e ndë ditt të
djalërisë s' ate, para se të vinjënë ditt' e-
këqia, edhe te arrinjënë vitetë, kur dotë
2 thuash, Nukë kam gëzim ndë ato; Para se
të errësonetë djelli, e drita, e hëna, e yjtë,
3 edhe pas shiut të kthenenë retë; Kur ruaj-
tësit' e shtëpisë dotë dridhenë, edhe burrat'
e-fortë dotë kërrusenë, edhe ato që bluanjë-
në dotë pushonjënë, sepse dotë pakësonenë,
edhe ato që shikonjënë ndëpër finestrat dotë
4 errësohenë, Edhe ndë udhët dyertë dotë
mbyllenë; kur zëri i asaj që bluan dotë do-
bëtonetë, edhe *njeriu* dotë ngrihetë ndë zët
të shpesit, edhe gjithë të bijat' e kënkësë
5 dotë dobëtonenë; Po, kur dotë kenë frikë nga
*ajo që është* lart, edhe trishtime dotë jenë
ndë udhët; kur drur' i bajamesë dotë lulë-
zonjë, edhe karkaleci dotë jetë i-rëndë, edhe
oreksi dotë pritetë; sepse njeriu vete ndë
shtëpit të ti të-përjetëshme, edhe ata që
6 mbanjënë zi ven' e vijnë udhëvet; Para se
të këputetë gjalmi i-ergjënttë, a en' e-artë të
thyhetë, a stëmba të thyhetë ndë kruat, a rro-
7 tovileja të thyhetë ndë pust; Para se të kthe-
netë balta ndë dhet, sikundrë ishte *më parë*,
edhe fryma të kthenetë te Perëndia që e dha.
8 Kotësirë kotësirash, tha Lëçitësi; të-gjitha
janë kotësirë.

9 Edhe përmbi këto, me-qënë-që Lëçitësi
ishte i-urtë, edhe dituri e mësoj gjindjenë;
po, peshoj me mëndjenë, edhe vëshgoj, *edhe*
10 vuri ndë radhë shumë fjalë të-urta. Leçitësi
uvu të gjenjë fjalë të-pëlqyera, edhe ato që
ishinë shkruarë drejt, po, fjalë së-vërtete.
11 Fjalët' e të-urtëvet janë si thumbacë, e-
dhe si perona të-mbërthyera mirë janë *fjalët'*
*e* mësonjësvet të mbledhjevet, *të-cilatë* janë
dhënë prej gjithati Bariu.
12 Edhe mbi gjithë këto, biri im, mëso, se
të bënjë njeriu shumë vivlia është *një punë*
*që* s' ka funt; edhe se shumë mësim është
një lodhje për trupinë.
13 Letë dëgjojmë fundin' e gjithë punësë;
ki-i frikë Perëndisë, edhe ruaj porosit' e ati;
14 sepse këjo është gjithësia e njeriut. Sepse
Perëndia dotë bjerë ndë gjyq çdo punë të-
fshehurë, do e-mirë është ajo, do e-ligë.

